# Per Vajzat Para Se Te Pendohen Dhe Te Humbin

DEDIKUAR

Shpirtrave te atyre qe flijuan jeten e tyre per te me dhuruar driten e Islamit.

Shpirtrave te atyre qe me mesuan dashurine e All-llahut te Madherishem.

Shpirtrave te atyre qe me fundosen ne horizontet e bukura te namazit.

**Shpirtrave te atyre qe me urdheruan per pune te mira dhe me ndaluan nga e keqja.**

**Shpirtrave te atyre qe All-llahu i Madherishem i nderoi me ajet te Kur'anit Famelarte kur tha :**

وَقَضَى رَبُّكَ أَلاَّ تَعْبُدُواْ إِلاَّ إِيَّاهُ وَبِالْوَالِدَيْنِ إِحْسَانًا إِمَّا يَبْلُغَنَّ عِندَكَ الْكِبَرَ أَحَدُهُمَا أَوْ كِلاَهُمَا فَلاَ تَقُل لَّهُمَآ أُفٍّ وَلاَ تَنْهَرْهُمَا وَقُل لَّهُمَا قَوْلاً كَرِيمًا

وَاخْفِضْ لَهُمَا جَنَاحَ الذُّلِّ مِنَ الرَّحْمَةِ وَقُل رَّبِّ ارْحَمْهُمَا كَمَا رَبَّيَانِي صَغِيرًا

**"Zoti yt ja dhene urdher te prere qe te mos adhuroni tjeter pos Tij,qe te silleni ne menyre bamirese ndaj prinderve.Nese njerin prej tyre ose qe te dy i ka kapur pleqeria prane kujdesit tend,atehere mos u thuaj atyre as "of-oh",as mos u be i vrazhde ndaj tyre,por atyre thuaju fjale te mira ( te buta,respektuese ).**

**Dhe ne shenje meshire shtrije prane tyre krahun perules e respektues dhe thuaj : "Zoti im,meshiroi ata te dy,sikurse me edukuan mua kur isha i vogel." ( El Isra : 23-24 ).**

**Shpirtit te prinderve te mi.**

**O All-llahu i meshirshem,shperblej ata dy me xhennetet e Firdeusit.**

**AMIN**

**KY LIBER PARA DUARVE TUA**

**Moter muslimane ...**

Edhe pak do ta takosh All-llahun e Madherishem,e shpirti ne minutat e fundit si do t'jete?

Motrat tjera,tani,jane duke te pastruar,ne supe te kane ngarkuar,ne varre te kane leshuar dhe me dhe te kane mbuluar,e ti,a je e gatshme per kete dite?

Moter muslimane!

E mbyllen varrin me dhe,te lane familja dhe te dashurit,e ne varr te paraqitet llogaria,ku mbeti pra bota? Tani me ty jane Munkiri dhe Nekiri,te pyesin.Pyetjet e atyre jane te veshtira.E ti oj moter,a do te pergjigjesh,apo do te ndalet gjuha?

Moter muslimane!

Krimbi gjendet afer teje,ai i cili shqyen kraharorin,han mishin dhe eshtrat.Ku jane pra kenaqesite dhe argetimi?

Moter muslimane!

Erdhi koha te dalesh nga varri,lakuriq,ashtu si je lindur,duke u pergatitur para peshojes.Kurse veprat tua,do te peshojne rende apo lehte? Fletat e veprave tua,do te vijne nga e djathta apo e majta?

Moter muslimane!

Te shoh duke kaluar ne uren e vendosur mbi Xhehennem dhe shoh njerez duke rene posht.E,ti a do te biesh posht,apo do te vazhdosh per ne Xhennet?

Moter muslimane!

**Perfundimisht,pa asnje dyshim,do te qendrosh para All-llahut te Madherishem dhe do te pyetesh per te gjitha veprat e tua,te vogla e te medha.A ke pergjigje per keto pyetje?**

**Ky liber i imi eshte per ty.Lus All-llahun e Madherishem qe e gjitha motrat muslimane te kene dobi nga ky liber dhe po ashtu lus All-llahun e Madherishem te me jap meshiren e Tij me kete pune,ne kete dhe ne boten tjeter,ndersa lutja jone e fundit eshte : Falenderimi i takon All-llahut - Zotit te te gjitha boteve.**

**Autori : Ebu Merjem Mexhdi ibni Fet'hi es-Sejid.**

**PER CKA TE KRIJOI ALL-LLAHU I MADHERISHEM?**

**Moter muslimane!**

**All-llahu i madherishem nuk te krijoi kot dhe nuk te solli ne kete bote qe te jetosh pa arsye dhe pa qellime te ndershme e te njerezishme.E beri te qarte shperblimin e vajzave te Haves,te cilat ecin ne kete rruge per arritjen e qellimit dhe gjithashtu e beri te**

**qarte edhe ndeshkimin e atyre te cilat i shmangen kesaj rruge,ketij qellimi.**

**All-llahu i Madherishem thote :**

**قَالَ كَذَلِكَ أَتَتْكَ آيَاتُنَا فَنَسِيتَهَا وَكَذَلِكَ الْيَوْمَ تُنسَى**

**"Ai ( All-llahu ) thote : "Ashtu si i harrove ti argumentet tona qe ti ofruam,astu je i harruar sot". ( Ta Ha : 126 ).**

**Keshtu qe,nese deshiron jete te embel ne kete bote dhe pozit te mire ne boten tjeter,lexo fjalet e All-llahut te Madherishem ku thote :**

**وَمَا خَلَقْتُ الْجِنَّ وَالْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ**

**"Une nuk i krijova xhinnet dhe njerezit per tjeter pos qe te me adhurojne". ( Edh Dharijat : 56 ).**

**A je duke e adhuruar All-llahun e Madherishem?**

**Apo je bere nga ato qe nuk dine tjeter vec ushqimit dhe pijes diten,dhe ndejes deri naten vone para lojerave dhe puneve te kota.**

**Do te ikin nga ti ditet,do te regjistrohen mekatet,do te qash me vaj te atyre qe kane bere krime dhe assesi nuk do te ndihmoje arsyetimi.**

**Cfare kenaqesie nese te gjen vdekja dhe ti ende nuk je kthyer ne rrugen e All-llahut.Trishtim i madh eshte nese ti je ftuar qe te pendohesh e nuk i je pergjigjur kesaj thirrjeje dhe me pune te shemtuara je nisur per te Krijuesi i Gjithefuqishem.Degjoje kete tekst,ndalu dhe logjiko me vemendje : Nje grua nese ben mekat ndaj All-llahut te Madherishem mund te arsyetohet dhe te thote se ajo nuk eshte e mbrojtur nga gabimet.Por,cfare eshte ceshtja e saj nese ajo me qellim ben mekat,deshiron te perhapet vepra e saj dhe ece me te dy kembet kah ato.**

Njehere,disa njerez e detyruan nje grua te bukur te dale para nje robi te ndershem qe quhej Errebij bin Hajthem,me shprese se do ta shtyejne ate te largohet nga rruga e All-llahut te Madherishem i premtuan asaj 1000 derhem shperblim.U mashtrua kjo grua,mbisundoi ne zemren e saj ceshtja materiale.Djalli e urdheroi shpirtin e saj te kryej kete pune te shemtuar.U stolis me rrobat me te bukura,u parfumos me parfumet me te kendshme dhe doli para Rrebiut qe ishte duke u kthyer nga xhamia.I ndal qe te dije se c'ishte problemi.Per nje moment e kuptoi lojen e saj,keshtu qe deshiroi ta keshilloje,me shprese se do te kthehet ne rruge te drejte dhe i tha asaj :

Oj robereshe e All-llahut,si do te ndihesh sikur te te kaploje semundje e rende ne trupin tend dhe te ndryshoje pamjen dhe gezimin tend?!

Oj robereshe e All-llahut,si do te jete gjendja jote nese zbret meleku i vdekjes,nga Zoti i boteve dhe ta prese arterien e zemres tende?!

Oj robreshe e All-llahut,si do te pergjigjesh para dy melekeve kur te te pyesin ty per kete veper?!

**Gruaja filloi te qaje dhe iku me te shpejte.Ishte ky nje rast qe e shtyri kete grua te pendohet tek All-llahu i Madherishem duke i premtuar Atij se do ta ndjeke rrugen e vertete dhe filloi te adhuroje All-llahun e Madherishem ne shtepine e saj.Sa here qe permendej mekati e perfshinte vaji.Ajo nuk u largua nga kjo bote perderisa nuk u be e njohur per adhurimin e saj te panderprere qe e bente per All-llahun,xhele she'nuhu.Netet e gjata dhe te ftohta i kalonte duke kerkuar meshire ne namazin e saj dhe duke u lutur me dua dhe biseda te fshehta shpirterore qe i bente me Krijuesin e gjithesise.Kurse diten e gjata te veres i kalonte me agjerim.Vdekja e zuri si nje rrenje e djegur per shkak te vajit dhe deshprimit mbi mekatet e kaluara.**

**Moter muslimane!**

**A thua ti nuk je poseduese e gabimeve? Ku jane pra lotet e tu?**

**Moter muslimane!**

**A nuk je robereshe e gjynaheve? Ku jane pra lotet ndaj mekateve te kaluara?**

**Moter muslimane ...**

**A mund ta perballosh El-Havije-ne.A e din se c'eshte Havije? Eshte zjarri me nxehtesi shume te madhe?!**

**Dole nga barku i nenes vetem!**

**Do te hysh ne varr vetem!**

**Do te qendrosh para All-llahut te Madherishem vetem.**

**A e ke kuptuar domethenien e adhurimit,a e ke rrenjosur ne zemren tende?**

**A e ke kryer obligimin ndaj prinderve tu?**

**A e ke kryer obligimin ndaj burrit?**

**Femijet tu,a i ke edukuar me permendjen e All-llahut dhe a i ke urdheruar per namaz apo i ke rritur ne shoqeri te filmave dhe kengeve?**

**Deri kur do te vazhdosh me lenien e namazit,ikjen nga Kur'ani e ti je e bindur se vdekja te kerkon.**

**Varri eshte shtepia jote.**

**Dheu,shtroja jote.**

**Krimbat do t'i kesh shoket me te afert.**

**Ringjallja e madhe do te jete takimi yt.**

**Mos valle,pret derisa ta harrosh edhe fene tende?**

**Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,shpesh e perseriste kete dua :**

**"O Ti qe i rrotullon zemrat,forcoje zemren time ne fene Tende; O Ti qe i udhezon zemrat,udhezoje zemren time ne te degjuarit Tend".**

**Ndersa Enesi,radijall-llahu anhu,transmeton :**

**"Thame : Ja Resulull-llah,te besuam ty dhe asaj me cka erdhe,a frikesohesh per ne? Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,tha : "Po,me te vertete zemrat jane ne duart e All-llahut,keshtu qe Ai i nderron zemrat ( i permbyte )".**

**Pra,a beson ne zemren tende dhe ne fene tende?!**

**Atehere,si pra kur ti je e njohur per mekatet e shumta,vershon pas turpesive dhe deshires se zjarrte,pas gezimeve trupore dhe gjerave te cilat s'qendrojne gjate.**

**Moter muslimane!**

**Po i afrohemi vdekjes dhe agonive te saj.**

**Po shkojme per ne varr,tek veshtiresite e tij te medha.**

**Po i afrohemi ringjalljes dhe situates se saj.**

**Po i afrohemi Dites se Kijametit dhe veshtiresive te saj,pastaj,do te paraqitet para teje e verteta dhe do te shohesh llogarine e qe ke per ta dhene para All-llahut te Madherishem.**

**All-llahu i Madherishem thote :**

لَقَدْ كُنتَ فِي غَفْلَةٍ مِّنْ هَذَا فَكَشَفْنَا عَنكَ غِطَاءكَ فَبَصَرُكَ الْيَوْمَ حَدِيدٌ

**"Ti ishe ne nje huti ( nga kjo dite ) e Ne ta hoqem perden tende dhe tash ti sheh shume mprehte". ( Kaf : 22 ).**

## PERKUJTOJE VDEKJEN

**Moter Muslimane!**

Nder ceshtjet te cilat te ndihmojne ne realizimin e devotshmerise,eshte perkujtimi i vdekjes,por c'ti besh kur ti po e urren vdekjen e as qe deshiron te permendet.

A e din pse?

Sulejman bin Abdul Meliku i tha ebi Hazim el-Zahidit : O Hazim c'kemi qe po e urrejme vdekjen?

Tha : Ngase ju e keni ndertuar boten tuaj dhe e keni shkaterruar ahiretin,keshtu qe ju urreni te barteni nga ndertimi ne shkaterrim.

Tha : si do te shkojme te All-llahu i Madherishem?

Tha : O emiri i muslimaneve,ai qe punon vepra te mira eshte si ai qe gjendet larg shtepise,kur vjen ne mesin e familjes eshte i gezuar,i lumtur,kurse punekeqi,eshte si robi i cili ka gabuar dhe kur shkon te zoteriu iken i frikesuar,i deshperuar.

**Si do ta perkujtosh vdekjen kur ti je e zene me permendjen e kengeve,filmave,artisteve,modes dhe zbukurimeve?**

**Si ta perkujtosh vdekjen kur t'i deshiron te jesosh 1000 vjet?**

**Po ta llogaritesh sasine e mekateve tua,do te jete sa rera dhe dheu,por,para se gjithash ti shpreson te hysh ne Xhennete dhe te jeshe ne mesin e hyrive.Ti je dehur pa pire asgje.**

**Degjo kete tregim ku Ebu Bekri tha :**

**"Ka qene nje njeri qe i bente llogari vetvetes.Nje dite i llogariti vitet e veta dhe pa se i kishte mbushur 60 vite.Kur i llogariti ditet erdhi ne perfundim se i kishte kaluar 21 mije e 500 dite.I ndodhur ne kete gjendje i humbi vetedija dhe ne momentin kur erdhi ne vete tha : Mjere per mua qe jam duke shkuar te Zoti me 21500 gabime".**

**E gjithe kjo nese llogaritet,cdo dite nga nje mekat,e c'thua per 110 mekate ne dite?**

**Mjere per mua,ndertova boten dhe shkaterrova ahiretin dhe nuk respektova urdherat e All-llahut.Po une nuk deshiroj te bartem nga ndertesat ne shkaterrim.E si te shkoj ne boten e librit,ne boten e llogarise,ne boten e ndeshkimit,pa pune e pa shperblime?!**

**Oj moter muslimane,zgjohu nga humbja,kthehu te Zoti yt qe te krijoi,perkujtoje vdekjen,ajo qe ndane shoqerite,ajo qe len femijet jetime,nderruesen,preresen e sigurise dhe endrrave.**

**Perkujto,oj e mashtruar,vdekjen dhe agonite e saj,idhtesine dhe shpejtesine e ardhjes se saj.**

**Perkujto diten e vdekjes sate,kalimin tend nga toka ne brendesine e saj.Pejgameberi,sal-lall-llahu alejhi ue**

sel-lem,sahabeve te tij u thoshte : "Shtone perkujtimin e vdekjes". ( Hadith sahih,shenuan : Ahmedi,Tirmidhiu,En Nisaiu,Ibn maxhe,Ibn Habani dhe el Hakimi ).

All-llahu i Madherishem do ta shperbleje,ate qe e perkujton vdekjen,me tri gjera :

1. Shpejtesine e pendimit;

2. Bindjen e zemres dhe

3. Aktivitetin ne ibadet.

Dhe anasjelltas,do te ndeshkohet me tri gjera :

1. Vonesen e pendimit;

2. Shtrengimin e zemres dhe

3. Pasivitetin ne ibadet.

Vdekjen duhet perkujtuar,sepse ajo zbute zemren.Nje grua erdhi te Aisheja,radijall-llahu anha,dhe u ankua se e ka zemren e shtrenguar kurse ajo iu pergjigj : "Shtoje permendjen e vdekjes qe te zbutet zemra". Gruaja filloi ta permende vdekjen dhe zemra e saj u zbut.E falenderoi Aishen,radijall-llahu anha,per udhezimin e vertete.Kur vdekja permendet me gjuhe dhe me mendje,atehere edhe veshtiresite e kesaj jete lehtesohen.Lidhur me kete kabi tha : "Kush e permend vdekjen i lehtesohen veshtiresite e kesaj bote". Kurse Omer ibn Abdulazizi gjithnje thoshte : "Nese gjendesh ne pasuri permende vdekjen dhe ne varferi permende ate".

Moter muslimane!

Kur Omer ibn Abdul Kajsit,iu afrua vdekja,filloi te qaje.I pyetur se pse po qane,ai pergjigjet duke thene se nuk po qane nga

frika e vdekjes dhe as qe po e le kete bote,por po qane nga gezimi per durimin qe ka pasur gjate diteve te nxehta verore dhe neteve te gjata e te ftohta te dimrit.

Shiko,moter muslimane,keshtu kane qene te devotshmit,e megjithate e kane fajesuar veten ne shkurtimin e puneve te mira ndaj All-llahut te Madherishem.Kurse ti sot grumbullon ate qe nuk e hane,shpreson ne ate qe nuk mund ta mberrish,nderton ate qe nuk e banon,pra a nuk merr mesim nga vdekja?

A ka ndonje nga grate qe punon dhe pergatitet per diten e vdekjes?

Perse te mos kete,kur vdekja eshte me e rende se shkulja e mishit me dara dhe me e rende se 100 goditje me shpate.

Shedad ibn Enesi radijall-llahu anhu,tha :

"Vdekja,per besimtarin,eshte frika me e tmerrshme.Ajo eshte me e rende se shkulja e mishit me dara,me i rende se vlimi i ujit ne ene.Po qe se i vdekuri ngrihet dhe u tregon njerezve te kesaj bote per dhembjet e vdekjes,s'do te deshironin kenaqesite e jetes dhe do ta preferonin gjumin e perhershem".

Moter muslimane!

Perkujto,sikur ndodhesh ne vitet e fundit te jetes tende,te ka sulmuar semundja,te ka ikur cdo deshire dhe cdo qellim i kesaj jete dhe ne fund t'u paraqit nje befasi!

لَقَدْ كُنتَ فِي غَفْلَةٍ مِّنْ هَذَا ...

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

Frikesohen syte,pushon zeri,nuk mundesh te kuptosh se kaloi cdo gje,erdhi tek ti meleku i vdekjes,u ngrit shpirti dhe arriti cakun.

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )".

Zgjidhen problemet me te veshtira ne kete dite.Shpirti arriti ne grope te fytit dhe nuk din se kush do te jete sherues dhe kush do ta veshtiresoje gjendjen,e ne momentin e udhetimit nuk din cka do te takosh,na ruaj Zot.

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )".

E me pastaj te ngarkuan mbi supe,te barten per ne varreza,me turp shume te madh dhe perfundove ne varr e shkeputur.

Nga gjeerat te cilat te ndihmojne per hyrje ne devotshmeri eshte edhe perkujtimi i dhembjeve te vdekjes.

## A I DIN TRYSNITE E VDEKJES

**Moter muslimane!**

**Si mund te jeshe e larguar nga urdhrat e All-llahut te Madherishem kur ti je e njohur me trysnite e vdekjes?**

**Nese ti e din dhe nuk pergatitesh per kete dite,do te jete gjendje e padeshiruar per ty,e nese nuk i din,degjo tani per keto veshtiresi,me qellim qe te distancohesh nga te keqijat dhe ta praktikosh te miren dhe si rezultat te pendohesh te Zoti yt deri ne vdekje.**

Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,ne momentin e vdekjes thoshte : "La ilahe il-lall-llah,me te vertete vdekja ka veshtiresite e saj,o Zot lehtesomi veshtiresite e vdekjes".( Transmeton : Buhariu,Ahmedi,Tirmidhiu dhe Ibn Hibani ).

Imagjino veten tende,oj robereshe e All-llahut,se lufta per vdekje nuk perfundon pervec me pyetjen ne varr dhe daljen para Zotit tend.Imagjino veten tende ne momentin e vdekjes,mundimet,cudirat dhe veshtiresite e saj.

Ate dite kur fillon shkulja e shpirtit tend dhe dhembjet do te fillojne nga kembet duke e perfshire tere trupin,kurse shpirti pret sihariq nga All-llahu i Madherishem,kenaqesine apo hidherimin e Tij.Ne ato momente do te shohesh melekun e vdekjes,keshtu qe zemra te lidhet me ate qe te ka befasuar.Kur te degjosh zerin e tij,merr sihariq,oj robreshe e All-llahut,se Ai eshte i kenaqur me ty,apo merr sihariq oj armike e All-llahut se Ai eshte i hidheruar me ty,prandaj paramendo veten tende te gezuar apo te hidheruar.

Isai,alejhis-selam,i tha Havarijuneve : lutjuni All-llahut qe te m'i lehtesoj dhembjet e vdekjes.Me te vertete e kam perkujtuar vdekjen me frike,gje qe me beri te mos frikesohem nga kjo.

Amru ibni el-Asi thoshte :

Do te deshiroja qe ta shihja nje njeri te mencur,te urte te cilit i eshte ofruar vdekja dhe te me tregoje mbi vdekjen.E kur iu afrua Amrit vdekja,i thane : O Ebu Abdullah,thoshe ne ditet e jetes tende se deshiron te takosh nje njeri te mencur te cilit i eshte afruar vdekja qe te tregoje mbi te.Ja,ti je ai i mencuri dhe i urti,e te ka zbritur edhe vdekja,na trego pra mbi te! Tha : Me duket sikurse qiejt jane puqur ne mes vete e une gjendem ne mesin e tyre.Dhe me duket se shpirti eshte duke me dalur per vrime te gjilperes.

Moter muslimane!

Omeri,radijall-llahu anhu,i tha Ka'bit :

O Ka'b na trego mbi vdekjen.Tha : Po o emiri i muslimaneve.Vdekja eshte si dega me gjemba te shumta e futur ne brendesi te njeriut dhe cdo gjembe eshte e lidhur per nje arterie te njeriut.Me pastaj,kete dege e terheq nje njeri me nje terheqje te forte keshtu qe kjo dege len cfare len dhe merr cfare merr.

Kurse Musait,alejhis-selam,i thane :

Si e gjete vdekjen?

U pergjigj duke thene se e gjeta veten si shpendi ne kafaz,nuk vdes qe te shpetoje e as nuk mundet te fluturoje qe te lirohet.

Moter muslimane!

**A nuk te therret kjo gjendje qe t'i kthehesh All-llahut te Madherishem?**

**A nuk deshiron te zgjohesh nga gjumi i humbjes?**

**Deri kur do ta vonosh pendimin?**

**Namazin e ke lene ose e vonon nga koha e tij dhe mendon se ke te drejte.**

**E humbe kohen ne vepra te keqija dhe gezohesh.**

**A mos pret zhgenjimin,humbjen,vajin dhe shkaterrimin,atehere kur ta gjesh veten ne shtratin e vdekjes?!**

**ZGJOHU!**

## DESHPRIMI DHE PENDIIMI NE SHTRATIN E VDEKJES

**Moter muslimane!**

**Afrohu me mua te mendohesh rreth ndodhive te disave,te cilet ne castin e vdekjes qanin te deshperuar dhe te penduar per ate qe kishin kaluar.**

**Shabiu tha : Kur u plagos Omer ibn El-Hattabi,radijall-llahu anhu,i sollen kos qe te pije.I doli nga goja dhe tha All-llahu ekber dhe e diti se do te vdes.Ata qe ishin aty filluan ta permendin per punet e tij te mira,keshtu qe u pergjigj : Vall-llahi po te ishte sot gjithcka e imja prej ku lind dielli e deri ku perendon do ta jipja qe te shpetoj nga kjo gjendje.**

Me pastaj humbi vetedijen,e koken e kishte ne toke.Biri i tij Abdullahu ia vendosi koken ne prehrin e tij dhe kur erdhi ne vete e urdheroi qe koken t'ia leshoje ne toke.

Abdullahu i tha : O baba,toka dhe preheri im jane te njejte.Omeri,radijall-llahu anhu,prap i tha : Ma vendos koken ne toke ashtu si te thashe.

Dhe ashtu beri djali i tij.

Tha : I ferkoi faqet e tij me dhe e pastaj Omeri tha : Mjere per Omerin,mjere per Omerin,mjere per nenen e Omerit nese All-llahu nuk ia fale Omerit.

Nese vdes,me dergoni sa me shpejt ne varrin tim se per All-llahun ky eshte vendi me i mire ku do te me dergoni ose pesha me e rende qe do te ma ngarkoni.

Kur u godit Othman bin Afani,radijall-llahu anhu,duke i rrjedhur gjaku i tij filloi te thoshte :

Nuk ka Zot tjeter pervec Teje,me te vertete kam qene nga mekataret.O Zot ceshtjet e mia i mbeshtes tek Ti dhe te lus te me japesh durim ne sproven time.

Ndersa,kur u godit per vdekje Selman Farisiu,radijall-llahu anhu,qau.Me kete rast u pyet se perse qan?

U pergjigj : Per All-llahun,s'po qaj nga frika e vdekjes,as se po e le kete bote,por se Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,na la testament dhe tha : "Le te jete per ju kjo bote si gjerat e udhetimit".( Transmeton : Ahmedi,Ibn Maxhe,Ibn Habani,El Hakimi dhe Et Tabarani ).

Pas vdekjes se tij u numerua pasuria qe e kishte lene.Arriti vleren ne 30 derhem e qe ishte nje sasi shume e vogel dhe thuajse

e pamjaftueshme per jetese,duke e ditur se Selman Farisiu ishte pergjegjes,i qyteteve te Kisras.

Transmetohet se amru ibn el-Asit kur iu afrua vdekja i thirri rojet dhe nejrezit e tij e u tha :

A mundeni te beni gje per mua te All-llahu?

Thane : Asgje.

Tha : Shperndahuni nga une.

Kerkoi uje per abdes dhe gjithashtu kerkoi qe ta dergojne ne xhami dhe e derguan.Pasi qe e drejtuan kah kibla tha : O Zot,Ti me urdherove e une nuk i degjova urdherat e Tua,Ti me dhe amanetin e une e tradhetova,mi tregove kufijte dhe une i tejkalova.O Zot,nuk kam arsyetim prandaj te lumet me fale,nuk

kam as fuqi qe te fitoj ndaj Teje,jam mekatar,kerkoj meshire pa insistim e pa kryelartesi.Me pastaj tha :

La ilahe ila ente inni kuntu minedh-dhalimin ( nuk ka Zot tjeter perpos Teje,me te vertete une kam qene nga mekataret ). E perseriti kete derisa vdiq.

Kur i erdhi vdekja Muavi ibn ebi Sufjanit,radijall-llahu anhu,tha : Tash me ulni.

Pasi qe e lane,filloi ta permende All-llahun dhe ta madheroje,e me pastaj tha :

A tani o Muavi,pas thyerjes dhe dobesimit po e permend Zotin tend!!

A s'do te ishte me mire ta permendje ne freskine e rinise?

Kjo eshte kohe e shkurter.Filluan t'i rrjedhin lotet derisa filloi te qaje me ze.

Vazhdoi,duke qare,te thote : Kjo eshte vdekja,prej te ciles askush nuk do te shpetoje.Ua bej me dije se pas vdekjes eshte edhe me idhet e me veshtire.

Duke vazhduar me tutje tha : O Zot,meshiroje plakun e mekateve me zemer te ngurte,o Zot pakesoja veshtiresite dhe meshiroje frymemarrjen,merre ne falje ate qe nuk shpreson ne aske pervec ne Ty.

Po per te njejten teme edhe Ebu Hurejra ne prag te vdekjes qau,e i pyetur se perse qane tha : Me ben te qaj largesia e fitores,mangesia e devotshmerise,dobesia e imanit dhe ardhmeria ime qe do te me shpie ose ne Xhennet ose ne Xhehennem.

Kur iu afrua vdekja Hudhejfe bin Jemenit,radijall-llahu anhu,tha :

O Zot,te jam frikesuar,sot te lutem.O Zot,Ti e din se une s'kam dashur te qendroj ne kete bote per shkak te lumenjve e as per bukurine e pemeve,por per kompensimin e diteve qe me kane ikur pa agjeruar,neteve te gjata pa namaz,shfrytezimin e kohes dhe pjesemarrjen time ne mesin e dijetareve.

Ndersa kur ne momentin e vdekjes Muhammed ibn El-Munkediri filloi te qaje,e pyeten se perse po qane,e ai tha : Nuk po qaj per vdekjen e as qe po e le kete bote,por po qaj per ate qe me kane ikur dite pa agjerim gjate kohes se veres dhe nete pa namaz gjate kohes se dimrit.

Moter muslimane!

Kjo eshte gjendja e njerezve te mire,ne shtratin e vdekjes,pra lote,deshprim,keqardhje,pendim,lutje.Ishin ata qe punonin me dituri dhe vepra,nga ata qe nuk lakmonin kete bote dhe frikesoheshin,flinin shume pak dhe ne netet e vonshme kerkonin meshire.Sidoqofte,ne momentin e vdekjes,kur largoheshin nga kjo bote,qanin.Nuk qanin nga deshprimi qe po e lene kete bote,por se do te pershendeteshin me punet e

mira,namazin,agjerimin,zekatin,haxhxhin,leximin e Kur'anit,lutjet dhe istigfarin.Kjo qe thame,pasqyrohet qarte ne fjalet e Jezid Er-Rrakashit kur ne momentin e vdekjes tha :

Mjere per ty o Jezid,kush do te falet per ty pas vdekjes?!

Kush do te agjeroje per ty pas vdekjes?!

O ju njerez, a s'qani per shpirtrat tuaj e per jeten qe ju ka mbetur?!

Nese nuk merr mesim nga lotet e njerezve te ndershem dhe nga keqardhja e tyre ne shtratin e vdekjes,atehere degjo mbi lotet e njerezve tjere dhe pendimin e tyre.

Transmetohet nga Abdullah Melik bin Mervani se kur i erdhi vdekja shikoi nga vendi i tij dhe pa nje njeri duke i goditur rrobat e tij per pastrim dhe tha :

**Ah sikur te isha sikurse ky njeri te fitoja nga fitimet e duarve te mia e te mos e mirrja pergjegjesine e hilafetit.**

**Kur i erdhi vdekja Ebu Suxha Fenahsiriut,nuk degjohej nga ai asnje fjale tjeter pervec :**

**مَا أَغْنَى عَنِّي مَالِيهْ**

**هَلَكَ عَنِّي سُلْطَانِيهْ**

**"Pasuria ime nuk me beri fare dobi,u hoq prej meje cdo kompetence imja". ( El Hakka : 28-29 ).**

**Ndersa kur El-Muntesirit iu afrua vdekja,filloi te trembet.**

**I thane : Nuk ka gje o Emiri i muslimaneve.**

**Tha : "Ne kete gjendje thoni se s'ka gje?**

**Iku dunjaja dhe ahireti,e ju me thoni s'ka gje,mos u brengos?!**

**Moter muslimane!**

**Ti c'do te thuash ne shtratin e vdekjes?**

**Qaj per shkak te pakujdesise tende,ne kete dite,punet e paket per Xhennetin e larget dhe per mos posedimin e asaj qe te shpetoje nga zjarri i forte.**

**Me pas,a nuk te bejne keto fjale qe t'i kthehesh devotshmerise dhe t'i kthehesh All-llahut te Madherishem?**

A nuk do te ngritesh me shpirtin tend,me nje fuqi ne gjendjen dhe jeten tende ta lidhesh me All-llahun e Madherishem.

KJO ESHTE GJENDJA JOTE NE VARR

Moter muslimane!

A e ke harruar se varri te therret dhe thote :

- O bir i Ademit,mjere per ty kur te vish tek une!

- A nuk e din se une jam shtepi e insekteve?

**- A nuk e din se une jam shtepi e ndarjes?**

**- A nuk e din se une jam shtepi e erresires?**

**- A nuk e din se une jam shtepi e tmerrit?**

**Keto jane qe t'i numerova ty,e ti cdo te me numerosh mua?**

**Mendo oj robereshe e All-llahut dhe perfytyro veten tende se ne kete moment ndodhesh ne varr; te hudhen ne nje grope me gjeresi dhe gjatesi te vogel,te shtohet tmerri,te perfshine ne perqafim qe ta shtype hunden,prish koken,ndane kockat,toka jote mbushet me krime per shkak te zemres se keqe.Deshiron te ikesh,por s'mundesh,deshiron te mbrohesh e ne dore nuk ke asgje.Nuk interesoheshe per kete vend,ngase ishe e zene me te kotat e kesaj bote.Gjithashtu nuk ishe e kenaqur me rrizkun qe ta kishte sjellur All-llahu i Madherishem.**

Shiko tani veten tende ( Zoti te meshirofte ),largoji,po munde,anet e kesaj grope,lehtesoje peshen qe e ke permbi,shpeto nga ky tmerr.Por,assesi nuk mundesh!

Moter,ktheju All-llahut te Madherishem.Frikesohu vetem perj Atij,puno,sa je gjalle,ate qe don All-llahu i Meshirshem,humbi shpresat nga te gjitha gjerat e kota,se shpetimi eshte vetem tek All-llahu Fuqiplote,tek Ai i cili krijoi cdo send.

Moter muslimane!

Perkujto gjendjen ne varr,atehere kur dy meleket te parashtrojne pyetje.

Transketon El-Berrai nga Azibi,radijall-llahu anhu,se tha : "Dolem me Pejgamberin,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,ne varrosjen e nje njeriu nga Ensaret dhe u afruam afer varrit ku varrosej. U ul Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,i drejtuar kah Kibla e se bashku me te edhe ne.Na duket se mbi koken tone gjendej nje

shpend.Ai,Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,kishte nje shkop ne dore,me te cilin e gervishte token dhe filloi ta drejtonte shikimin e tij ne qiell e pastaj e kthente ne toke dhe veproi keshtu tri here,pastaj tha :

"Kerkoj mbrojtje tek All-llahu prej ndeshkimit te varrit!" Vazhdoi duke thene : "Me te vertete,kur robi i All-llahut gjendet ne shkeputje e siper nga kjo bote dhe drejtohet per ne boten tjeter,zbresin meleke me fytyre te bardhe sikurse dielli.Bartin me vete tabup te Xhennetit e gjithashtu me vete kane parfum te Xhennetit dhe e ulin ate ne largesi te te pamurit.Pas gjithe kesaj vjen meleku i vdekjes dhe i ulet afer kokes se tij duke i thene : O ti shpirt i mire dhe i qete,hyn ne meshiren dhe ne kenaqesine e All-llahut te Meshirshem.Shpirti del nga trupi i tij ashtu sic rrjedhin pikat e ujit nga vrima e gotes.Me pastaj,te gjithe meleket ne qiell e marrin ate dhe ia vendosin shpirtin ne tabut dhe e parfumosin.

Lidhur me kete All-llahu thote :

... أَحَدَكُمُ الْمَوْتُ تَوَفَّتْهُ رُسُلُنَا وَهُمْ لاَ يُفَرِّطُونَ

"Atij ia marrin shpirtin te derguarit Tane dhe ata nuk bejne kurrfare leshimi". ( El En'am : 61 ).

Nga ai shpirt del arome e kendshme se c'gjendet ne faqen e dheut.Ngjitet lart me te,te grupet e melekeve tjere dhe nuk ec ai shpirt pa pyetur meleket : Cfare shpirti i lezetshem eshte ky?! Thone : ky eshte filani i biri i filanit,e therrasin me emrat me te mire,me te cilet e kane thirrur ne ate bote.Keshtu vazhdon derisa te mberrijne ne qiellin e botes.Kerkojne t'u hapen dyert e ketij qielli dhe u hapen pa kurrfare veshtiresie.Shperndahen ne te gjithe qiejt,derisa te mberrijne ne qiellin e shtate.E All-llahu i Madherishem thote : " shkruane robin Tim ne Ilijun".

وَمَا أَدْرَاكَ مَا عِلِّيُّونَ

كِتَابٌ مَّرْقُومٌ

يَشْهَدُهُ الْمُقَرَّبُونَ

"E ku e din ti se cka eshte Il-lijjuni?

Eshte nje liber i qendisur qarte.

te cilin e deshmojne engjejt qe jane me te afermit". ( El-Mutaffifin : 19-21 ).

E shenojne ne librin e Il-lijjuneve dhe u thuhet : kthejeni ne toke pasiqe i kam premtuar atyre se prej asaj i kam krijuar,ne te do t'i ktheje dhe nga ajo do t'i nxjerr edhe njehere tjeter.

Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,vazhdoi :

Kthehet ne toke dhe i kthehet shpirti ne trupin e tij.Nderkohe,i vijne dy meleke te forte ne ndeshkime dhe e pyesin :

Kush eshte Zoti yt?

**Thote : Zoti im eshte All-llahu.**

**I thone : Cila eshte feja jote?**

**Thote : Feja ime eshte Islami.**

**I thone : Cili eshte njeriu qe u dergua tek ju?**

**Thote : Resulull-llahu.**

**I thone : Cila eshte dituria jote?**

**Thote : Kam lexuar Librin e All-llahut,kam lexuar ne te dhe e kam pranuar.**

**I thone : Kush eshte Zoti yt?**

**Cila eshte feja jote?**

**Kush eshte Pejgamberi yt?**

**All-llahu i Madherishem mbi kete ceshtje thote :**

**يُثَبِّتُ اللّهُ الَّذِينَ آمَنُواْ بِالْقَوْلِ الثَّابِتِ فِي الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَفِي الآخِرَةِ وَيُضِلُّ اللّهُ الظَّالِمِينَ وَيَفْعَلُ اللّهُ مَا يَشَاء**

**"All-llahu forcon ata qe besuan ne fjalen e forte ( te mire ) ne jeten e kesaj bote edhe ne boten tjeter,ndersa mizoret All-llahu i ben te humbur.All-llahu punon cka te doje". ( Ibrahim : 27 ).**

**Thote : Zoti im eshte All-llahu,feja ime eshte Islami dhe Pejgamberi im eshte Muhammedi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem.**

**Atehere thirret nje ze nga qielli duke thene : E ka thene te verteten robi im,per kete,shtrojani vendin ne Xhennet,visheni nga veshjet e Xhennetit dhe hapjani nje dere per atje.**

**Vazhdoi me tutje i Derguari i All-llahut,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem : Dhe vjen tek ai aroma e Xhennetit,kenaqesia e tij dhe i zgjerohet atij varri aq sa mundet te shohe larg.**

**Me pastaj,i vjen atij nje njeri me fytyre te bukur,me rroba te bukura,me arome te kendshme dhe i thote : Merr sihariq per dicka qe te gezon.All-llahu eshte i kenaqur me ty,te ka pergatitur xhennetet me begati,kjo eshte dita jote e pergatitur,per te cilen ishe i premtuar.E ky,i habitur e pyet : po ti,Zoti te dhashte sihariq per mire,kush je? Fytyra jote nuk sjell tjeter perpos lajme te mira!**

**Thote : Jam puna jote e mire,per All-llahun,gjithmone je ngutur per t'i kryer urdherat e All-llahut te Madherishem,ke qendruar larg mekateve dhe per kete,All-llahu te ka shperblyer me miresi.**

I hapet atij dera e Xhehennemit dhe Xhennetit e i thuhet :

Ky do te ishte vendi yt,po t'i kishe thyer urdherat e All-llahut,por Ai te ka shperblyer me nje vend tjeter per shkak te puneve tua.

Kur sheh se c'ka ne Xhennet thote :

O Zot,shpejtoje ndodhine e Kijametit qe te mos kthehem te familja dhe pasuria ime.

I thuhet atij : Pusho,ky eshte vendi yt.

Kurse,robi pabesimtar,kur te shkeputet nga kjo bote e niset per ne boten tjeter i vijne meleke me fytyra te vrenjtura,te forte ne

ndeshkim,me vete bartin veshje prej zjarrit dhe i ulen atij afer.Me pastaj vjen meleku i vdekjes dhe i thote :

O ti shpirt i keq,hyn ne zemerimin e All-llahut.

Muhammedi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,vazhdoi : Shpirti i ndahet nga trupi i tij,ashtu si ndahet pershtyma nga goja,i keputen venat dhe nervat,e mallkon ate cdo melek qe gjendet mes qiellit dhe tokes,pastaj mbyllen dyert e qiellit.Asnjeri nga rojet e qiellit nuk i hap dyert por e lusin All-llahun qe te mos e lejoje kete shpirt te keq te kaloje perskaj tyre.E marrin dhe e veshin me teshat e zjarrit.Nga ai del arome nggordhesire,me e keqja arome ne faqen e dheut.Duke kaluar cdo grup te melekeve,ata thone :

C'eshte ky shpirt i keq?

Duke e thirrur me emrat me te keqij qe eshte thirrur ne dunja thone : filani i biri filanit.Mberrijne ne qiellin e kesaj bote dhe kerkojne qe t'u hapen dyert,por me kote.Ne kete rast,Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,lexoi ajetet :

إِنَّ الَّذِينَ كَذَّبُواْ بِآيَاتِنَا وَاسْتَكْبَرُواْ عَنْهَا لاَ تُفَتَّحُ لَهُمْ أَبْوَابُ السَّمَاء وَلاَ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ حَتَّى يَلِجَ الْجَمَلُ فِي سَمِّ الْخِيَاطِ وَكَذَلِكَ نَجْزِي الْمُجْرِمِينَ

"Nuk ka dyshim se ata qe pergenjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhesia u larguan prej tyre,atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do te hyjne ne xhennet deri te perbiroje deveja neper vrimen e gjilperes.Ja keshtu i shperblejme kriminelet". ( El A'raf : 40 ).

All-llahu i Madherishem,u thote qe ta shkruajne ate ne token me te ulet,ne Sixhijne.Pastaj u thuhet : Kthene robin Tim ne toke,Une u kam premtuar atyre se prej dheut i kam nxjerrur,ne te do t'i kthej dhe prej saj do t'i nxjerr edhe njehere.Gjuhet nga qielli shpirti i tij me nje gjuajtje te forte,e bie ne trup.Pastaj,Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,citoi fjalet e All-llahut :

حُنَفَاء لِلَّهِ غَيْرَ مُشْرِكِينَ بِهِ وَمَن يُشْرِكْ بِاللَّهِ فَكَأَنَّمَا خَرَّ مِنَ السَّمَاء فَتَخْطَفُهُ الطَّيْرُ أَوْ تَهْوِي بِهِ الرِّيحُ فِي مَكَانٍ سَحِيقٍ

"Duke qene te sinqerte ne besimin ndaj All-llahut dhe duke mos i pershkruar Atij shok,e kush i pershkruan shok All-llahut,ai eshte sikur te bjere nga qielli e ta rrembeje shpendi,ose si ai,te cilin e gjuan era e stuhishme ne nje vend te humbur". ( El Haxhxh : 31 ).

I kthehet shpirti ne trupin e tij,i degjon hapat e shokeve te tij duke u ndare nga ai,e ne kete gjendje i vijne dy meleke qortues dhe e pyesin :

Kush eshte Zoti yt?

Thote : Ah,ah,nuk e di.

I thone : Cfare thua per kete njeri qe u dergua te ju?

Nuk i bie ndermend se cili eshte ai njeri.Ia perkujtojne emrin dhe i thone :

E therrasin Muhammed?

Thote : Ah,ah,i kam degjuar njerezit te thone ashtu.

I thuhet : S'ke ditur e as nuk ke kuptuar e as qe ke ndjekur ata qe dine.Ne kete moment thirret nga qielli dhe thuhet se robi po genjen.

U thuhet atyre : shtrojani atij vendin prej zjarrit dhe hapjani nje dere te zjarrit.I afrohet atij nxehtesi e madhe,helm,i ngushtohet varri dhe i vije nje njeri me pamje te shemtuar,arome te keqe dhe i thote : merr sihariq per shkak te veprave te tua te keqija.Kjo eshte dita per te cilen ishe i premtuar.

Thote : Po ti,Zoti te dhashte sihariq per te keq,kush je ?

Fytyra jote nuk sjell tjeter pervecse lajme te keqija.

Thote : Une jam puna jote e keqe.Vall-llahi s'di qe ndonjehere je ngutur per ne urdherat e All-llahut,ndersa per ne mekate nguteshe dhe per kete Zoti te shperbleu me denim.Pas ketij,i dergohet nje njeri i verber,shurdhmemec,i cili ne doren e tij mban nje godites,qe po t'i bie malit do ta bente dhe.E hodit ate derisa te behet dhe,e All-llahu i Madherishem e kthen ate,prape,ne formen e meparshme.Goditet edhe njehere,e britmen e tij e degjon cdo gje pervec njerezve dhe xhinneve.Me tej,i hapet dera e zjarrit dhe i shtohet shtroje zjarri.Kur sheh se cfare ka ne Xhehennem thote :

O Zot mos e bjer Diten e Kijametit". ( Transmeton : Ebu Davudi,Ahmedi,Ibnul Mubarek ne "Ez-Zuhed"; Ibn Ebi Shejbe,Tajalasiu dhe El Hakim ).

Moter muslimane!

Ky hadith i Pejgamberit,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,te meson shume gjera :

Te meson se besimi i besimtares duhet te jete i palekundur,se denimi ne varr eshte i vertete ashtu si eshte i vertete shperblimi ne te.Te jeshe e bindur ne kete.

**Te meson se kush eshte me All-llahun ne kete bote,All-llahu do te jete me te ne castin e vdekjes dhe ne mbrojtje ne jeten e Berzahut.**

**Te jep te kuptosh se hipokritja dhe pabesimtarja jane te harruara nga meshira e All-llahut Madherishem ne momentin e vdekjes,e as qe i forcon ata ne varrin e tyre.**

**Te sqaron se banoret e qiellit luten per muslimanet dhe muslimanet dhe luten kunder hipokriteve dhe hipokriteve,pabesimtareve dhe pabesimtareve.**

**Te ben qe te gezohesh se dyert e qiellit jane te hapura per besimtaret dhe te mbyllura per te tjeret.**

Te meson se muslimanja ne varrin e saj gjendet ne kopshte nga kopshtet e Xhennetit,ndersa mekatarja,hipokritja dhe pabesimtarja ne zjarr nga zjarret e Xhehennemit.

Moter muslimane!

Si eshte e mundur te besosh ne ndeshkimet e varrit dhe te mos pergatitesh per te?

Ku eshte namazi dhe agjerimi yt?

Ku eshte pendimi dhe ku jane lotet e tu?

Mendo se po te erdhi vdekja ne kete moment,do te te gjeje ne gjendjen me te padeshiruar,ndersa po hyre ne varr s'do te kesh kohe per pendim e humbja jote do te jete e madhe.

Kurse ajo qe hyn ne varrin e saj me namaz,agjerim,lutje,pendim,lexim Kur'ani,do te jete e qete e ne siguri te plote,pa brenga sepse asaj do t'i argumentoje puna qe e ka bere.Kabel-Ahbari,radijall-llahu anhu,tha :

"Kur vendoset robi i mire ne varrin e tij,i vijne ne ndihme punet e tij te mira si : namazi,agjerimi,haxhilleku,xhihadi,lemosha.I vijne meleket e ndeshkimit nga kembet e tij e namazi i thote :

Largohuni se ai ka bere namaz me keto dy kembe vetem per All-llahun.

I vijne nga koka,e agjerimi u thote :

S'keni rruge per ta ndeshkuar ate,ne bote ka qendruar i etur gjate,vetem per All-llahun.

**Pastaj i vijne nga trupi i tij,e xhihadi dhe haxhxhi u thone :**

**Largohuni nga ai se e ka lodhur trupin e tij duke bere haxhxh dhe duke luftuar per All-llahun e Madherishem dhe qe ta arrije kenaqesine e Tij.**

**Po ashtu i vijne para duarve,e sadaka thote :**

**Largohuni nga shoku im! A e dini se sa lemoshe ka dalur nga duart e tij? E ka bere kete per ta arritur kenaqesine e All-llahut te Madherishem,prandaj nuk keni rruge per ndeshkimin e tij.**

**Pastaj i vijne atij meleket e meshires,i shtrojne atij shtroje Xhenneti,e veshin me rroba te Xhennetit,i zgjerohet varri i tij dhe i jepet nje kandil Xhenneti qe me te ndricohet deri ne diten kur All-llahu do ta ringjalle nga varri i tij.**

Moter muslimane!

A nuk eshte koha qe t'i kthehesh All-llahut te Madherishem?

Tani degjoje Jezid Er-Rrekashin,radijall-llahu anhu,duke thene :

"Kam mesuar se i vdekuri kur te vendoset ne varrin e tij,e rrethojne punet e tij.Keshtu All-llahu i ben ato qe te flasin dhe thone :

O ti rob i vetmuar ne varrin tende,u shkeput nga ti cdo gje,keshtu qe nuk ke aske pervec nece.Pastaj qan dhe thote :

Gezim eshte per ate qe ka shok punen e mire,e mjere per ate qe ka te keqen".

Thabit El-Benani thote : "Kur vendoset i vdekuri ne varrin e tij,e rrethojne punet e mira.Vjen meleku i denimit per ta denuar

por disa prej puneve te tij thone : largohu nga ai se une jam me te.Kur vdes robi i mire dhe vendoset ne varrin e tij,i vihet shtroje te Xhennetit dhe i thuhet atij : fli i qete,syri yt do te pushoje,All-llahu eshte i kenaqur me ty.I zgjerohet varri,i hapet dera e Xhennetit,shikon ne te mirat e saj,heton aromen e saj,grumbullohen rreth tij punet e mira : namazi,agjerimi,sjellja e mire.I thone atij : te kemi lodhur,te kemi lene te etur dhe te kemi lene pa gjume,keshtu qe ne sot jemi atje ku don ti,ne jemi percjellesit e tu derisa te mberrish ne vendin tend prej Xhennetit.

Moter muslimane!

Askush nuk mund te te beje dobi pervec punes tende,pra a i ke permiresuar punet e tua?

Pra te gjithe do te lene,prinderit,femijet,njerezit,vellezerit.

Te gjithe do te lene,do te mbetesh vetem me punen tende.Si mundesh pra ta harrosh permiresimin e veprave tua?

Atan bin Jesari,radijall-llahu anhu,thote :

"Gjeja e pare qe i vjen te vdekurit eshte puna e tij,e cila e godet dhe i thote : une jam vepra jote.

Thote : Ku eshte familja ime,femijet e mi,te afermit e mi,cilin ma la All-llahu i Madherishem?

Thote : Asnje nga keta nuk e ke pas shpine pervec meje.

Thote : Ah,sikur te kisha dhene perparesi ty me shume se familjes sime,femijeve te mi,te afermive te mi dhe atyre qe ishin pergjegjes per mua.Askush nuk me shoqeron pervec teje".

**Moter muslimane!**

**Ku e ke Kur'anin e ndershem - shoqeruesin me te mire?**

**Te shoh se nuk je duke ia dhene te drejten Kur'anit,e ke lene prapa shpine,e ke braktisur.**

**Ke ardhur ne nje gjendje te tille sa qe nuk din nga Kur'ani pervec se disa kaptinave te shkurtera.**

**Kur'ani te eshte bere argument kunder teje,ngase e ke prishur sjelljen me te dhe e ke vonuar pendimin.**

**Si pret pra,qe Kur'ani te te mbroje ne varr?!**

Si pret qe te te ndihmoje ne udhezim?!

Ubade bin Samiti thote :

"Besimtari i cili ka lexuar Kur'an ne netet e vonshme,kur t'i vije vdekja,i vjen Kur'ani mbi koken e tij,derisa te tjeret e pastrojne.Kur ta perfundojne se lari,Kur'ani hyn ne mes te gjoksit dhe qefinit.Pasi te jete vendosur ne varr,ne momentin kur vijne Munkiri dhe Nekiri,Kur'ani qendron ne mes atij dhe atyre.

Ata dy i thone : Largohu nga ketu,duam ta pyesim ate.

Kur'ani thote : Per All-llahun s'largohem,e po qe se jeni te urdheruar per ndonje gje atehere eshte puna e juaj.

Shikon ne te dhe i thote : A me njeh?

Thote : Jo!

Thote : Une jam Kur'ani,qe ne naten tende te kam bere te mos flesh,diten te kam bere te etur,t'i kam ndaluar epshet e tua,t'i kam ruajtur veshet e tu dhe syte,dhe per kete edhe sot do te jam nga shoket e tu,shok besnik.Gezohu,nuk ke perse te hidherohesh e as te frikesohesh se pas Munkirit dhe Nekirit nuk ka kush te shqetesoje.Me pas,dy meleket largohen nga ai".

Moter muslimane!

A nuk qan per mekatet e rinise me te cilat te eshte nxire libri?

Ku jane lotet e tu per shkak te asaj qe je distancuar nga Kur'ani?

Ku eshte kujdesi yt ndaj ndeshkimit te dhembshem?

Ku eshte merzia jote nga frika e qortimit?

Shiko rreth gjendjes tende se si je katandisur,te ka mundur argetimi te cilin shpejton per ta kryer.

Shiko gjurmet e hipokrizise te ti,te kane bere ta harrosh vdekjen.

Po te kishe mundesi ta shihje mekataren ne varrin e saj te merzitur,te etur,pa pasur mundesi ta shuaje etjen,do ta kishe kuptuar se problemi qendron vetem te ti.

All-llahu e meshirofte Um Othmanin ibn Sudetu Et-Tefava,te ciles per shkak te devotshmerise se saj te madhe i thonin murgeshe.Pasi qe flinin femijet qendronte ne mihrabin e saj duke e lutur me ze te ulet All-llahun e Madherishem duke u pergatitur per veshtiresite ne jeten e saj.Kaluan ditet dhe erdhi dita e ndarjes.U ul ne shtratin e vdekjes,e Othmani,djali i saj,degjoi ne frymen e fundit te nenes se vet lutjen me denesje drejtuar All-llahut te Madherishem :

**"O Ti qe ne jeten time ke qene mbeshtetje per mua,e edhe pas vdekjes do te jesh,mos me le te perbuzur ne castin e vdekjes dhe mos me le te frikesohem ne varrin tim".**

**Ashtu foli nen buze derisa i doli shpirti,kurse All-llahu nuk e harroi ate.Djali i saj e pa ne enderr nenen e tij,te gezuar dhe te lumtur.Othman Et-Tafava mbi ate enderr tregon :**

**Kur me vdiq nena,rregullisht shkoja te varri i saj,beja dua per te dhe i lutesha All-llahut te Madherishem qe ta meshiroje ate dhe te gjithe te varrosurit.Nje nate,e pash ate ne enderr dhe i thoja asaj :**

**Oj nene si je?**

**Me tha : O djali im,me te vertete vdekja ka merzi te forta,e une,me falenderimin e All-llahut,gjendem ne jeten e varrezave te zgjedhura per besimtaret.Neper to shperndahen lule dhe shtrihen shtroje te mendafshit.Keshtu vazhdon deri ne Diten e Kijametit.**

**I thashe : A ke nevoje per gje?**

**Me tha : Po,mos e nderprit viziten dhe lutjen per mua,sepse me ardhjen tende me jepet sihariq e me thuhet :**

**Oj murgeshe,ky eshte djali yt,erdhi nga familja e tij,vizitor te ti.E une gezohem per kete,e po ashtu gezohen edhe ata qe gjenden rreth meje nga te vdekurit.**

**Moter muslimane!**

**Mendo ne shperblimin e nenes se Othmanit,ne jeten e Berzahut.**

**A nuk deshiron te njejten pozite?**

Pergjigja jote eshte e qarte si dielli ne mesin e dites,se ti dhe te gjitha pjeset e trupit tend deshirojne kete pozite,por per te pasur shprese ne kete gje,a nuk duhet pune dhe vepra?!

Nena e Othmanit,radijall-llahu anhu,punoi dhe gjeti,e ti don edhe nuk punon!!!

Lufto me epshet e tua derisa t'i mundesh ato,behu drejtuese e atyre,kontrollo veten tende e All-llahu i Madherishem do te jete i kenaqur me ty dhe atje do te fitosh Xhennetet,perndryshe do ta humbesh kete dhe boten tjeter.Kjo me te vertete do te jete nje humbje e madhe.

Kerkojme mbrojtje te All-llahu i Madherishem nga pesimizmi dhe veshtiresite,e ne anen tjeter vazhdojme me braktisjen e puneve te mira dhe kapemi per gjerat te cilat jane penguese ne rrugen e devotshmerise dhe afrimit ne meshiren e All-llahut te Madherishem.

PERKUJTO GJUMIN E GJATE NE VARR

**Moter muslimane!**

**Si thua se e adhuron All-llahun dhe t'i per asnje moment nuk e perkujton gjumin ne varr?!**

**Ishte njera nga motrat e devotshme dhe te ndershme qe falej tere naten,e kur dilte mengjesi thoshte :**

**O shpirti im sa flen,kur do te ngritesh? Mundet te biesh ne nje gjume te thelle e te mos zgjohesh nga ky gjume pervec ne Diten e Ringjalljes.**

**Umreta,gruaja e Habibit,ishte grua shume e devotshme,nga grate e gjenerates se pare,e kaloi jeten duke i bere adhurim**

All-llahut te Madherishem.E kuptoi plotesisht se cka do te thote gjumi i gjate ne varreza.

Burri i saj tregonte : Me zgjoi nje nate nga gjumi para mengjesit te hershem dhe thoshte :

"Zgjohu o njeri! Shkoi nata,erdhi dita,ke para vetes nje rruge te larget,e pergatitjet i ke te pakta.Grupet e veprimtareve shkuan para neve,e ne kemi mbetur ende ketu".

Moter muslimane!

T'i zberthejme se bashku fjalet e Umretes,All-llahu e meshirofte : "Shkoi nata,erdhi dita" - dhe,sikur i vjen keq per humbjen e kohes,sepse me humbjen e saj po humb edhe nje pjese e jetes.

E ti,a ke kujdes ne humbjen e kohes,kot,dhe pa arsye,ngase All-llahu i Madherishem nuk te ka krijuar kot e pa qellim?

( para vetes ke rruge te gjate ) - Po,moter muslimane,para teje qendron nje udhetim i gjate,e pastaj,vendosja ne varr,qendrimi aty do te jete shume vite,te cilat vite nuk i din pervec All-llahut te Madherishem.Para teje qendron ringjallja,peshoja.Para teje eshte qendrimi para All-llahut te Madherishem,para te Meshirshmit.Me te vertete eshte rruge e gjate derisa te mberrishe ne Xhennetin e larte dhe jeten e deshiruar.

( pergatitje e paket ) - Veprat e tua te mira numerohen ne gishta,e te keqijat eshte shume veshtire te numerohen.Mjere per ate qe ben vepra te keqija.Furnizimi yt i paket per shkak te gjumit tend si dhe dashuria e madhe ndaj kesaj bote jane shkak per ta harruar ahiretin.Furnizim i paket,se shume pak e din se per ku je nisur.

Moter muslimane,mos harro se nata dhe dita jane periudha qe ne jeten tende ikin shume shpejt,derisa te arrishe ne buzen e varrit perkrah punes tende.E nese mendon se mund te furnizohesh

me furnizuesit qe i ke para vetes dhe te mjafton ajo,atehere vazhdo,por mos harro se do te nderpritet ky udhetim shume shpejt.

( grupet e punemireve shkuan para neve ) - Studjo gjendjen e grave te periudhes se sahabeve,do te gjeshe nga ato : juriste,muhadithe,askete,te devotshme,permendese te All-llahut,agjeruese,e te gjitha jane grupet e punemireve te cilat u drejtuan ne te degjuarit e All-llahut dhe vdiqen per ate qe jetuan.Ndersa veshtro gjendjen e grave te kesaj periudhe do te gjeshe nga ato ( pervec atyre qe All-llahu i meshiroi ) : rrenacake,hipokrite,te zhytura ne pune te kota,te larguara nga punet e mira ...

Pra,hyn ne mesin e grupit te pare dhe ke kujdes nga humbja,duhet qe vdekja te te gjeje ne gjendjen me te mire.

Nga robreshat e All-llahut ne Kufe ishte edhe nje grua e devotshme.Historia e saj ishte e vertete,u be e njohur sepse ishte nga ato qe nuk flenin naten pervec nje kohe te shkurter.>Kur nje dite e qortoi nje fqi i saj per shkak te neteve te gjata e pa gjume,ajo iu pergjigj atij : "Mjafton,si pushim i muslimaneve,vdekja

**dhe gjumi i gjate ne varresa".Sikur kjo grua,All-llahu e meshirofte,u drejtohet grave te sotme,te cilat nuk dine tjeter kenaqesi pervec kenaqesise se gjumit dhe u thote atyre :**

**- Gjumi ne varr eshte i gjate.**

**- Qendrimi para All-llahut te Madherishem eshte edhe me i gjate.**

**- Ndersa qendrimi ne Xhennet ose Xhehennem eshte i perhershem.**

**Naten i bente adhurim All-llahut,kurse diten agjeronte,vullnetarisht.Nje dite,derisa agjeronte,temperatura u shtua se tepermi,keshtu qe e mori etje e madhe.Djemte e saj e luten qe ta nderpreje agjerimin dhe ta shuaje etjen.**

**Iu pergjigj e palekunder : "Me te vertete kerkoj shuarjne e etjes ne ahiret".**

**Moter muslimane,a more mesim?!**

**Apo mos po pret te te vije meleku i vdekjes,ndersa ti ende nuk je penduar?**

**Apo mos pret befasine e semundjes,e pas teje nuk ke mbjellur asgje.**

**Te rrahurat e zemres sate sikur te thone : jeta eshte minut dhe sekonde,pra eja dhe mundohu te hysh nen urdhrin e All-llahut te Madherishem dhe largohu nga mekatet.**

PERKUJTO DITEN E DALJES NGA VARREZAT

Moter muslimane!

Si e len pasdore adhurimin e All-llahut te Madherishem e Dita e Kijametit eshte para teje?!

Si nuk ngritesh e t'ia japesh te drejten devotshmerise,e Dita e Kijametit eshte takimi yt?!

A e ke harruar Diten e termetit?

Degjoi emrat e kesaj dite dhe veshtroi ato me kujdes,me shprese se do t'i kthehesh All-llahut te Madherishem.

Dita e Kijametit quhet me keta emra :

1. **Dita e Gjykimit;**

2. **Dita e Fundit;**

3. **Momenti;**

4. **Dita e Ringjalljes;**

5. **Dita e Daljes ( nga varrezat );**

6. **Krisma e Kijametit;**

7. **Dita e Ndarjes;**

8. **Dita e Llogarise;**

**9. Ushtima ( e Krismes se Kijametit );**

**10. Vala e madhe;**

**11. Dita e Deshprimit;**

**12. Belaja qe kaplon;**

**13. Dita e Perjetshme;**

**14. Dita e Pergjegjesise;**

**15. Ndodhia;**

**16. Dita e Premtuar;**

**17. Dita e afert;**

**18. Dita e Tubimit;**

**19. Momenti i katastrofes se pergjithshme,**

**20. Dita e Takimit;**

**21. Dita e Britmes ( mjerimit );**

**22. Dita e Mashtrimit.**

**Perfytyro veten tende te ngritur nga varri yt,duke qendruar ne dy kembet e tua,me sy te zgurdulluar,pastaj te gjitha krijesat ngriten me ty te pluhurosura nga dheu i tokes.**

Perkujto veten tende,oj muslimane,ne ate dite,e vetmuar,me frike,hidherim,merzitje.Grumbullimi i krijesave ne takimin e madh,te zhveshura,pa fjale,me nenshtrim,panike e qe nuk do te degjosh tjeter pervec hapave te tyre te rende.

Derisa te mberrijne ne vendtakim,shtohen popuj te zhveshur,te shpronesuar nga pasurite,i ka kapluar dobesimi dhe poshterimi,jane me te ofenduarit,me te uletit nga te gjithe te tjeret.

Dendesohen popujt dhe shtyhen,ngushtohen,perzihen kembet,etje e madhe,mblidhet nxehtesia e diellit,veshtiresohet frymemarrja e krijesave,rrjedhin djerse te medha sa qe te disa arrijne deri ne thembrra e te disa deri ne fund te vesheve e disa,sa nuk ngulfaten nga djerset e tyre.

Perkujto veten tende ne kete gjendje,te mbushur me djerse e me panike.Njerezit se bashku me ty duke pritur gjykimin,e me pastaj per tu kthyer ne shtepine e hidherimit apo gezimit.

Hasan El-Basriu thoshte : Si mendon per nje popull qe rrin ne kembe 50 mije vjet ne kembe para All-llahut te Madherishem duke mos ngrene gjate kesaj periudhe ushqim e as duke mos pire uje derisa t'u keputet qafa e tyre prej etjes dhe t'u digjet brendesia e trupit prej urise,e me pastaj All-llahu i Madherishem i drejtoi ata per ne zjarr dhe u dha te pine prej eneve me uje,te cilat tashme e kane arritur piken e vlimit dhe vapa me goditjen e saj te nxehte arrine kulminacinin.

Perfytyro zerat dhe qarjet e krijesave.Me ze te larte therrasin kriminelet,e po ashtu edhe te zgjedhurit dhe shehidet : mjere per mua,mjere per mua.

Moter muslimane!

Robresha e El-Verakut thote : Cfare do te ndodhe me mua nese humbi ne garim?

I thane asaj : Cfare do te thote humbja ne garim?

Tha : "Agimi i zgjimit eshte atehere kur ngriten cfare ka ne varre,ku te pafajshmit i marrin punet e ndershme dhe drejtohen per ne Sirat,All-llahu nuk ia humb punen atij qe eshte munduar edhe nese behet turme e madhe dhe nuk mund te ece pervecse me zhagitje,ai do te mberrije.

Si do te jete vdekja ime me hidherim dhe deshperim?"

I thane : Cila eshte vdekja me hidherim dhe deshperim?

Tha : "Nese sheh njerezit ne vrapim,punet e mira u jane pranuar,si dhe rruga e te permalluarve per takim me All-llahun e Madherishem eshte e hapur,mberijne te Ai te dashurit e Tij dhe une mbetem me te keqinjte dhe mekataret,ky eshte hidherim dhe deshperim".

**E ti moter muslimane me cilet do te jesh?**

**A je me punemirat apo me ato qe kane qene te zhytura ne mekate?**

**All-llahu e meshirofte Zxhde el-Abiden e cila ishte nga te devotshmet.Disa nga familja e saj e keshilluan qe te jete me e paket ne ibadetin e All-llahut te Madherishem,por ajo iu pergjigj :**

**"Nuk mundem qe te largohem nga ibadeti.Keto jane dite qe kalojne shume shpejt.Gjene qe e humb sot nuk mundesh ta gjesh neser.Per All-llahun,oj motra,do te falem derisa te mos me mbajne pjeser e trupit tim,do te agjeroj ne ditet e jetes sime dhe do te qaj sa te bartin dy syte e mi lote".**

**Cila nga ju e urdheron robin apo ndihmesen qe te mos ua ve veshin fjaleve tua?**

Te gjitha keto thirrje,a nuk te therrasin qe te zgjohesh nga humbja?

A nuk i ngacmon kjo gje emocionet e punes se mire dhe punes per tek All-llahu i Madherishem?

All-llahu e meshirofte ate qe ka thene :

Jam i zene me mekatet e mia qe te merrem me te tjeret.

Gabimet me kane renduar e zemra ime mberi e hidheruar.

Mbeta i vetem ne toke ne anen e te vdekurve.

Pasi qe isha i nderuar ne syte e njerezve.

Mbeta ne terrin e madh i mbetur ne te i mbyllur.

E lash mallin dhe familjen pasha vitet,edhe femijet.

Ndertova, kohe te gjate,me muaj e vite.

Me te mira e gezim me shume sec pershkruhet.

Sundova lindjen,perendimin dhe pasuria ishte me ne.

Hapa qytete me lufte dhe i tejkalova mundesite.

E kur ia mberriti vdekja gjithcka humbem dhe mbaruam.

O ti kryetare,kalimtar,pasha shperblimin e vepermireve.

Dhe Atij qe e krijoi boten dhe ate qe e mesuam pa dyshim.

I gjalli nuk mbetet pervec All-llahut te boterave.

PERKUJTO DITEN KUR DO TE DALESH PARA ALL-LLAHUT TE MADHERISHEM

Moter muslimane!

A e ke harruar Diten e Kijametit?!

Pergjigjen shume shpejt do te na japesh se jo nuk e kam harruar.Por ti me veprat e tua na pergjigjesh se e ke harruar Diten e Kijametit,me ikjen nga Kur'ani e ke harruar Kijametin,me mosrespektimin ndaj prinderve e ke harruar Diten e Kijametit.

Mendo pra,oj e mjere,kur te jete ngushtuar shpirti yt,te shtohet brenga,te rrjedhin djerset nga koka deri ne kembe,ose te mberrijne djerset deri aty ku ke mberritur me veprat e tua,pra deri te thembrat apo deri te veshet.Perkujtoje kete gjendje te veshtire dhe kete trishtim.

Dije se po te rrjedhin djerset ne kete jete duke u perpjekur per t'i zbatuar urdhrat e All-llahut te Madherishem,ne boten tjeter dote jeshe e liruar nga djerset.

Lidhur me kete teme njeri nder poetet thote :

Kujtoje qendrimin tend,zbathur,Diten e Prezentimit.

Me pamje te eger,brengosje te tmerrshme e ngaterruese.

Dhe zjarri ndizet nga turbullimi dhe terbimi mbi mekataret.

E Zoteriu i gjithesise i hidheruar.

Lexo librin tend,o robi im,dalengadale.

E,apo sheh ndonje shkronje qe s'ka qene?

Ate qe lexove dhe nuk pate kunder asgje.

Eshte percaktim i Atij qe i njeh gjerat me njohje te pafund.

Therret i Larti : O meleket e mi!

Vendosne robin si lende per zjarrin e etur.

Jobesimtaret neser ne zjarre digjen.

Ndersa besimtaret pergjithmone do te jene ne Xhennet.

Oj muslimane,paramendo ate dite kur do te vijne librat,e pastaj do te ngriten peshojat dhe keshtu do te thirresh ne emrin tend e te thuhet ku eshte filanja e bija e filanit,atehere paraqitesh para

All-llahut,e melekeve u jepet leje per te marre ty.Nuk gabojne ne emrin tend.E dijne se ti je ajo qe kerkohet.Atehere kur kjo thirrje troket ne zemren tende,dridhen organet e trupit tend,nderrohet ngjyra jote,te ike zemra,pastaj kalon rreshtat per tu paraqitur para All-llahut te Madherishem,per te qendruar para Tij.Krijesat ngrisin shikimet te ti,e ti,qendron para tyre me zemer te brengosur,me frike gjithnje e me te shtuar duke pritur lajmin se per ku do te shkosh.

Pasqyro gjendjen tende para All-llahut duke i lexuar veprat e tua me nje gjuhe te dobet,zemer te thyer,me gjendje te rende para vetes dhe pas vetes.Nuk mund t'i ikesh asnje fshehtesie qe e ke mbajtur ne zemren tende.

Sa e sa gjera qe i ke harruar do te perkujtohen.

Sa e sa vepra te keqija qe i pate fshehur,do te zbulohen e do te dalin ne sheshit.

**Sa e sa pune qe ke menduar se jane mire per ty,do te kthehen te deshmojne kunder teje.**

**Mjere per shpirtin e humbur dhe mjere per ty qe ke humbur,adhurimin e All-llahut e ke lene pasdore.**

**Cfare do te thuash kur te paraqitesh para All-llahut te Madherishem e qe nuk mund ta fshehesh asnje sekret?**

**A nuk te therret kjo situate qe t'i kthehesh vetes tende?**

**A nuk do t'i kthehesh pendimit dhe permiresimit te vetes tende?**

**A nuk te therret kjo ne adhurimin e All-llahut te Madherishem?**

Eja qe se bashku ta lusim All-llahun,qe te na i forcoje zemrat tona ne fene e Tij dhe te na e mundesoje hyrjen ne Xhennetin e Tij.Me te vertete Ai ka mundesi per kete,madherimi dhe lavderimi i takon Atij.

Qendrimi para All-llahut te Madherishem eshte ceshtje e padiskutueshme,qe s'ka dyshim ne te.Sefvan ibn Mahrez El-Mazini,All-llahu e meshirofte,tha : Derisa isha duke ecur me Ibn Omerin,radijall-llahu anhu,i kapur per doren e tij,i doli para nje njeri dhe i tha :

Si e ke degjuar Pejgamberin,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,te flase mbi bisedat e fshehta qe behen ne mes All-llahut te Madherishem dhe roberve te Tij?

Tha : Degjova Resulull-llahun,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,te thote : "All-llahu i ofrohet besimtarit,e mbulon ate dhe i thote : A e din kete mekat qe e ke bere? A e din kete mekat qe e ke bere?

Thote : Po o Zoti im! Keshtu qe i pranon te gjitha gabimet.Perderisa mendon se eshte i shkaterruar nga gabimet,All-llahu i thote : Keto mekate ne bote t'i fsheha,ndersa tani do t'i fali dhe ia jep librin e puneve te mira.Kurse per

**jobesimtarin dhe hipokritin,deshmitaret deshmojne dhe thone : Ata jane qe kane genjyer mbi Zotin e tyre,e pa dyshim se mallkimi do te bjere mbi kriminelet". (Transmeton : Buhariu,Muslimi,Ahmedi dhe Ibn Maxhe ).**

**Mendohu per veten tende,oj moter muslimane.Mendohu po te vihesh ne zjarr te Xhehennemit i cili eshte i ruajtur nga 70 mije roje! Me cdo roje nga 70 mije meleke,do te shikojne ne ty krijesat,do ta degjojne ushtimen e vlimit.Do te percillesh para All-llahut te Madherishem dhe do te pyetesh per punen e vogel e te madhe,nuk mund te gjesh asnje qe pergjigjet per ty,qofte edhe per nje shkronje,s'te del askush ne ndihme,qendron me gjuhe te palevizur,shikon djathtas e majtas,ku para duarve tua asgje nuk sheh pervec zjarrit dhe punes te cilen e ka punuar.Biseda me All-llahun e Madherishem,pa perde,pa perkthyes.**

**Te thuhet : Pasurine si e ke fituar dhe si e ke shpenzuar?**

**Cfare mendon per veten tende ne kete dite te veshtire?**

**Si do te jete frika dhe brengosja jote?**

**Si do te jete humbja dhe cudia jote kur te thuhet : Ne kete dite me filanen ke punuar kete pune,ke marre nga ajo kete gje,e ke demtuar kete ... Paramendo,ne cfare turpi je duke qendruar para All-llahut te Madherishem dhe me cfare gjuhe do te pergjigjesh.Shikon qe tani ne zemren qe do te ndahet,gjuhen qe do te belbezoje dhe shpirtin qe don te dale para se t'i lejohet te dale.Shikon fitimet qe i ke bere,cfare dobie te bene,dhe veprat qe ke punuar ne to,cfare jane? Do te shikosh se si prej teje iken ato fitime e te mbeten vetem deshperimet.**

**Do te thuash se do ta jipja gjysmen e botes vetem qe te ikja nga ky vend,por per All-llahun,sikur ta kisha tere boten dhe cka ne te e edhe me teper se ajo,nuk do te bejne dobi aspak.**

**Sot vertetohet fjala e All-llahut te Madherishem :**

**فَلَنَسْأَلَنَّ الَّذِينَ أُرْسِلَ إِلَيْهِمْ وَلَنَسْأَلَنَّ الْمُرْسَلِينَ**

فَلَنَقُصَّنَّ عَلَيْهِم بِعِلْمٍ وَمَا كُنَّا غَآئِبِينَ

"Ne patjeter do te marrim ne pergjegjesi ata,te cileve u eshte derguar ( pejgamber ),e do t'i marrim ne pyetje edhe te derguarit.

Dhe duke e ditur mire Ne do tu rrefejme atyre ( per ate qe punuan ),se Ne nuk ishim qe mungonim ( ishim te pranishem )". ( El A'raf : 6-7 ).

All-llahu i Madherishem thote :

وَكَذَلِكَ جَعَلْنَاكُمْ أُمَّةً وَسَطًا لِّتَكُونُواْ شُهَدَاء عَلَى النَّاسِ وَيَكُونَ الرَّسُولُ عَلَيْكُمْ شَهِيدًا وَمَا جَعَلْنَا الْقِبْلَةَ الَّتِي كُنتَ عَلَيْهَا إِلاَّ لِنَعْلَمَ مَن يَتَّبِعُالرَّسُولَ مِمَّن يَنقَلِبُ عَلَى عَقِبَيْهِ وَإِن كَانَتْ لَكَبِيرَةً إِلاَّ عَلَى الَّذِينَ هَدَى اللّهُ وَمَا كَانَ اللّهُ لِيُضِيعَ إِيمَانَكُمْ إِنَّ اللّهَ بِالنَّاسِ لَرَؤُوفٌ رَّحِيمٌ

"Dhe ashtu ( sikur u udhezuam ne fene Islame ) Ne u beme juve nje popull te drejte ( nje mes te zgjedhur ) per te qene ju deshmitare ( ne Diten e Gjykimit ) ndaj njerezve,dhe per te qene i derguari deshmitar ndaj jush.E kiblen,nga e cila ti u drejtove nuk e

beme per tjeret,vetem se per te provuar ate qe shkon pas te derguarit,nga ai qe kthehet prapa,ndonese kjo ka qene veshtire ( per disa ),por jo edhe per ata qe All-llahu i drejtoi.All-llahu nuk eshte qe t'ua humb besimin tuaj.S'ka dyshim se All-llahu eshte shume i bute dhe meshirues ndaj njerezve". ( El Bekare : 143 ).

Si do te jete ate dite gjendja jote,oj muslimane?

Shih veten tende,si je?

Zemrat ate dite do te mbulohen me frike,tmerr,panik,kerkohet llogari,ikje s'do te kete,e kriminelet,te bindur plotesisht,do ta dijne se shpetim nuk do te kete.

Secili shpirt eshte i vecuar ne gjuhen e tij,e cdo njeri mendon se tani atij i ka ardhur rradha.Mendja del nga koka,besimtari iken nga vellai i tij,nga nena dhe babai,gruaja dhe femijet,pasi qe eshte i preokupuar me ceshtjen e vet.Keshtu,ai pyetet per te gjitha veprat e tij.Pastaj pyetet se a e ka kryer obligimin e All-llahut qe ia ka dhene per qellime te caktuara.

Dalin ne shesh te keqijat,shtohen parregullsite,fillojne brengat,te le familja dhe te afermit,s'te bejne dobi femijet e as pasuria.Fillon te kerkosh ndihme,por cdokush eshte i zene me veten e tij.

E pastaj ...

A nuk erdhi koha te kthehesh?

A nuk degjojne veshet e tu kete thirrje,qe te pendohesh tek All-llahu?

A nuk i frikesohet zemra jote atij tmerri?

Mos frika jote iku me sigurine e kesaj bote?

**Mos ne vend te peruljes erdhi kryelartesia e kesaj bote?**

**A do te zene vendin e kesaj dite te trishtuar,te mirat e kesaj bote?**

**Si do te jete kur do te japesh llogari,e te denohesh me ndeshkim?**

**Shpejto moter,ktheju namazit,agjerimit ...**

**Shpejto,shtoje pendimin para qortimit.**

PERKUJTO KALIMIN MBI SIRAT

Moter muslimane!

S'ka gezim,defrim,e as kenaqesi per muslimanen,pervec dites se kalimit te saj mbi uren per ne Xhennet.

Perkujto diten kur All-llahu i Madherishem i mbledh njerezit.Muslimanet ngriten derisa t'i afrohen Xhennetit.

Shkojne te Ademi,alejhis-selam,dhe i thone : O baba yne,kerko te na hapen dyert e Xhennetit.

U thote atyre : E kush ju nxori prej Xhennetit pervec se gabimi i babait tuaj Ademit.Nuk jam une pronari i kesaj thirrjeje,shkoni tek djali im Ibrahimi,i aferti i All-llahut.

Ibrahimi,alejhis-selam,u thote : S'jam une pronar i kesaj thirrjeje,s'jam i ngritur ne kete shkalle te larte,shkoni te Musai,alejhis-selam,te cilit i foli All-llahu i Madherishem pa ndermjetesues.

U drejtohet Musai dhe iu thote : Shkoni tek Isai,alejhis-selam,te fjala e All-llahut dhe shpirti i tij.E Isai,alejhis-selam,u drejtohet atyre me te njejten pergjigje dhe se fundi i shkojne Muhammedit,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,dhe ngritet qe te kerkoje t'i hapen dyert e Xhennetit dhe i hapen.Dergohet amaneti dhe lidhja familjare,qe rrijne ne te dy anet e ures,ne te djathte dhe ne te majte.

Lidhur me kete Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,thote : "Do te kaloj i pari nga ju si vetetime".

Tha : Qofshe me i dashur se babai dhe nena ime,cila gje ka mundesi te jete sikurse vetetima?

Tha : A nuk e ke pare vetetimen si kalon dhe kthehet sa cel e mbyll syte?!!

Pastaj do te kaloj si era,pastaj si zogu dhe njerezit me te mire do te kalojne mbi ure me punet e tyre dhe i Derguari i tyre qendron mbi ure dhe thote : O Zot meshiro,meshiro.

Keshtu do te jete derisa te mbarojne punet e roberve,derisa te vije njeriu qe nuk mundet te ece pervecse zvarre.Dhe,tha i Derguari,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem : "E ne te dy anet e ures gjenden cengele te varura,te urdheruara te marrin ate qe urdherohet". ( Transmeton : Muslimi,hadith sahih ).

Moter muslimane!

Mund te mendosh qe kalimi neper kete ure eshte si kalimi neper ndonje rruge te kesaj bote?

Per All-llahun jo,ajo eshte me e mprehte se shpata dhe me e holle se qimja.

Mendo njehere,zemra jote e mbushur me frike duke shikuar ne te,e vendosur mbi Xhehennemin me saktesi,e Xhehennemi flakeron me dallget e tij neper kete ure.Sa pamje te trishtuar ka.

Do ta kuptosh kur te gjendesh mbi te dhe duke shikuar ne erresiren e Xhehennemit,degjon ushtimen e valeve te tij si dhe meleket duke thirrur :

O Zoti yne cilin don ta hedhim ne te?

Kurse ne anen tjeter thirret : O Zoti yne meshiro,meshiro.

Ne momentin kur te thuhet te kalosh mbi te,truri te fluturon nga tmerri e frika,vendos kemben mbi ure dhe ndien mprehtesine e saj,zemra te ndahet,e kur e vendos edhe tjetren,te ngarkohen mbi supe gjynahet tua.Paramendoje ecjen tende te dobet mbi kete

ure,duke i shikuar njerezit qe kalojne para teje dhe pas teje,kokat e tyre te copetuara,kembet rreshqasin sa ne njeren ane,sa ne tjetren.Zjarri drejtohet nga kokat e tyre dhe i merr ne brendesine e tij,ndersa ata therrasin,bertasin,i humbin shpresat.Ti shikon ne ta me frike,duke menduar se mos po te rreshqet kemba edhe ty dhe keshtu te mbarosh pergjithmone.Mendo pra me mendje te paster,me dashuri per trupin tend te dobet.Imagjino ecjen tende mbi ure me ate dobesi te madhe dhe dije se nese All-llahu i Madherishem eshte i hidheruar ne ty,ti nuk ndien tjeter pervecse rreshqitjen e kembes tende nga ura.

Paramendo nese nuk te falen gabimet,se pari te rreshqet njera kembe e pastaj tjetra,te copetohet maja e kokes,nuk ndjen asgje pervecse rreqethje e cila hyn ne lekuren dhe trupin tend.Zjarri niset nga ti i terbuar e i hidheruar per shkak te hidherimit te Krijuesit te tij ne ty,kurse ti mbetesh duke thirrur : o mjere per mua,o mjere per mua.Zemra jote mbushet me pendim dhe keqardhje per ate se sikur te kishte punuar sipas urdhrave te All-llahut te Madherishem,e te ishte e kenaqur me to dhe te largoheshe nga te urrejturat dhe haramet qe Ai i kishte ndaluar gjate jetes tende.Derisa te hyshe ne brendine e tij,mbulohesh me zjarr,e zemra jote mberrin cakun e nxehtesise dhe flakes se tij.E ti,e perfshire nga zjarri fillon te te bie mishi duke te mbetur eshtrat,e me pastaj zjarri perfshine edhe eshtrat e tua.

Paramendoje zjarrin ne pjeset e trupit tend,thirrjet per ndihme,askush nuk te pergjigjet,qane dhe pendohesh,por nuk te pranohet pendimi,askush nuk te del ne ndihme.

Shikoje veten tende,e mendo atehere kur qendrimi yt ne zjarr do te jete i gjate,te shtohet ndeshkimi,te shtohet etja,sheh qe i ngjet ujit dhe deshiron te pish por nuk e afron prane gojes te digjet fytyra,ajo eshte pije per ata qe nuk i kane respektuar urdhrat e All-llahut te Madherishem,te digjet fyti,te digjet barku,therret duke bertitur.Te kujtohet ne keto momente uji i botes,freskia e tij.Te kujtohet shpirti dhe eshte deshprim i madh per ty kur te perkujtosh se je larg fqinjesise se All-llahut te Madherishem dhe te mirave te Xhennetit.Me pastaj te perkujtohen pijet e Xhennetit,uji i ftohte i tij,jeta e lumtur ne te.Te thehet zemra nga deshprimi dhe hidherimi i ndaleses se hyrjes ne te.Te perkujtohet se ne te ka edhe nga te afermit e tu si babai apo nena,motra apo vellai ose dikush tjeter.

Me ze te pervajshem do te therrasesh : oj nene ..., o baba ..., o vella..., oj moter ....Te pergjigjen me mall dhe dhembje,te behet zemra dysh,sepse shpresat e tua jane shuar,sepse All-llahu i Madherishem eshte hidheruar ne ty.Therret All-llahun qe te te ktheje ne dunja dhe te pendohesh,qendron kohe te gjate pa t'u

pergjigjur askush,e zeri yt arrine tek All-llahu Fuqiplote.Te ngushtohet shpirti yt,e merzitur,pa fjale,dyert e zjarrit te jane mbyllur dhe atyre qe ndeshkohen ne te.

Si mendon nese nuk te falen gjynahet e tua,nese degjon rrapellimen e dyerve duke u mbyllur?

Mjere per ty dhe per banoret e Xhehennemit,All-llahu i Madherishem i mbylli ato per te mos dalur prej aty asnjehere.Humben shpresat,nuk ka dalje,nuk ka shpetim nga deshkimi i All-llahut te Madherishem.

Ndeshkimi eshte i panderprere,ne trupat e tyre,djegie e vazhdueshme,pushim nuk ka,hidherimet nuk perfundojne,brengat nuk shterohen,semundjet nuk sherohen,nga prangat nuk lirohesh,etja nuk largohet,urine nuk mund ta ngopesh me asgje pervecse me pemen e zekumit,me zemra te prera per shkak te largimit nga te mirat e All-llahut te Madherishem.Shtypja e forte rrah zemrat e tyre,sepse jane ndaluar t'i shijojne xhennetet e All-llahut te Madherishem.Qarja e tyre nuk meshirohet,thirrjeve te tyre nuk u pergjigjet askush,ndihme nuk u jepet prej askujt,pendimi i tyre nuk pranohet.All-llahu i Madherishem eshte i hidheruar e nuk i meshiron

ata,jane te larguar nga Ai,nuk i shikon,jane te perbuzur,prandaj eshte distancuar nga ata.

Moter muslimane,vetem ta shikosh gjendjen e tyre te uritur dhe te etur.Therrasin banoret e Xhennetit dhe te afermit e tyre : o ju baballare,o ju nena,vellazer dhe motra,dolem nga varrezat te etur,u ndalem para All-llahut te Madherishem te etur,u urdheruan te na gjuajne ne zjarre te etur,na jepni neve dic nga ato qe ju dha juve All-llahu i Madherishem.Iu pergjigjen atyre me pergjigje negative e ne zemrat e tyre kthehet mjerimi dhe pendimi.

Pra,perfytyro veten tende ne kete gjendje,nese All-llahu i Madherishem nuk ta fale.Po ti kishe pare te denuarit dhe te denuarat ne fytyrat e tyre dhe zjarri duke i ngrene misherat e tyre,duke thirrur me bertime,me vaj,erera te keqija,kurre nuk do te kishe ndenjur shpirti ne trupin tend.

E si do te ndihesh sikur t'i perjetoje keto gjera ne veten tende?

**Moter muslimane!**

**Mendo sikurse vitet e tua mbaruan.Te ka sulmuar semundja.Iku cdo deshire dhe qellim,pra edhe shkaterrimit iu ofruan shume gjera.**

**لَقَدْ كُنتَ فِي غَفْلَةٍ مِّنْ هَذَا ...**

**"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).**

**U mbyllen syte dhe humbi zeri.Nuk ke shpetim nga vdekja,te ti vjen meleku i vdekjes,keshtu qe shpirti te del.**

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

I kalove veshtiresite me te forta,e sot cfare befasie me kete sprovim,sikur te ishe e ushqyer me helme te nxira te cilat kepusin organet.

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

Shpirti mberrin ne grope te fytit dhe nuk dihet se cili eshte sheruesi i kesaj gjendje te veshtire e as nuk dihet se cfare do te takoje.All-llahu i Madherishem na shpetofte,All-llahu i Madherishem na shpetofte!

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

Te mbeshtollen me qefin,te derguan ne shtepine e kalbjes,me turp te perhershem,kurse ti ne varr mbetesh mbeturine.

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

Ikin nga ti te afermit e tu,qellimi i tyre eshte qe lotet t'u shkojne rreke.

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

I mbyllen dyert,rrobat e tua vendosen ne nje skaj,harruan te te permendin,oj e dashura e tyre,e pas nje momenti mbetesh ne varr derisa te vije Dita e Kijametit ku nuk do te gjeshe rrugedalje e as ndihmes.

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

E me vone,u ngrite nga varri e varfer,pasuria nuk te ben dobi,me mekatet e tua u mbulove,e po te kishe vepruar pune te mira do te gjindej rrugedalja dhe shpetimi.

"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite )". ( Kaf : 22 ).

Vendoset Ura e Siratit dhe peshoja e veprave,nderrohen fytyrat dhe ngjyrat,te gjithe thirren me rradhe : filani i bili i filanit eshte i humbur,e arsyeja ne ato momente nuk ben dobi.

E pra,eja oj moter muslimane,ben sexhde per All-llahun e Madherishem,ben ruku,madheroje Ate,kerko meshire,behu kokeulur dhe qaj nga frika e shpreso qe t'i fale gjynahet Ai,sepse Ai eshte me i Meshirshem prej te gjithe te meshirshmeve.

Moter muslimane!

Kjo eshte gjendja e te humbures gjate kalimit mbi Uren e Siratit.E tash te shohim se cfare eshte gjendja e te devotshmes dhe fitimtares gjate kalimit te Ures se Siratit?

Nese paramendon veten tende se je fitimtare,se ne kete bote ishe robereshe e All-llahut te Madherishem,e devotshme dhe ishe indiferente ndaj kesaj bote per shkak te botes tjeter,atehere gjendja jote do te jete ndryshe.

Paramendo veten tende duke kaluar neper ure,drita jote te perfshine nga te gjitha anet,libri te vjen nga ana e djathte,me fytyre te bardhe,gjendesh ne grupin e te devotshmeve,ne grupin e adhuruesve te All-llahut te Madherishem,e meleket therrasin : pershendetje,pershendetje,e zemra jote prapeseprape do te ndjeje frike.

Paramendo kalimin tend dhe arritjen tende deri ne fund te Ures,zemra jote mbushet me gezim prej fitores se madhe,i sheh te mirat e Xhennetit,zemra jote mbushet me mall per te qene ne fqinjesi te All-llahut te Madherishem edhe atehere kur hapi i fundit te ka mbetur ne ure e tjetri ka kaluar Uren prapeseprape zemra jote ndien frike,e mepastaj e kalove edhe ate dhe kembet e tua qendrojne jashte Ures,zbret nga Ura e pas shpines tende Xhehennemi ushton nen ata qe kalojne andej.Me pastaj kthen shikimin nga ura duke shikuar me tronditje ata qe kalojne mbi te dhe ne zjarrin e furishem qe qendron nen ta duke ofshare mbi ata qe rane ne te,kurse zemra jote fluturon nga gezimi kur shikon ne fitoren e madhe qe ta mundesoi All-llahu i Madherishem dhe e falenderon Ate me falenderime te shumta.Shpetova nga zjarri,e le anash Uren dhe ferrin e saj dhe u drejtove ne fqinjesi te All-llahut te Madherishem.U nise e sigurte drejt dyerve te Xhennetit me zemer te gezuar dhe te qetesuar.

Dhe ja tani ti po hyn ne Xhennet.

Xhenneti eshte siguri dhe enderr e cdo besimtari dhe besimtareje.Per kete punuan punetoret,qendruan deri naten vone duke e adhuruar All-llahun,agjeruan dhe garuan per pune te mira.

Xhenneti eshte shtepi qe nuk mundet askush ta njollose,te mirat e tij jane te pashtershme,te rinjte dhe te rejat e tij nuk plaken,semundje,derte dhe hidherime aty nuk ka.

Shtepi me begati dhe siguri,,pushim dhe qetesi,butesi me te gjitha ngjyrat,kulmi i saj eshte Arshi i All-llahut te Madherishem,e toka e saj eshte misku dhe rejhanet.

All-llahu i Madherishem e meshirofte Imam Eba Abdullah ibn Kajjim el Xhevziun i cili per ta ofruar te verteten e Xhennetit me afer mendjes se nxenesve te tij dhe per ti nxitur per te arritur deri aty,ai tha :

Nese pyet per pemet e tij,nuk ka peme pervecse fletet e saj te jene nga ari dhe argjendi.Nese pyet per frutet e tij,jane me te bute se telyni dhe me te embela se mjalti.

Nese pyet per lumenjte,jane prej qumeshti qe kurre nuk i ndryshon shija,me mjalte te pastruar dhe lumenj prej vere qe jane te shijshem.

Nese pyet per ushqimin e tyre,aty ka peme sipas deshires dhe ushqim shpezesh per te cilat gjithnje ndien oreks.

Nese pyet per pijet e tyre,ato jane kafur dhe zenxhebil ( lloj bime ).

Nese pyet per enet e tyre,jane prej arit,argjendit,e gotat e argjendit jane te tejdukshme.

Nese pyet per hijen e saj,ne te ka nje peme qe udhetari ec nen hijen e saj 100 vjet dhe nuk mundet t'i dale ne skaj.

Nese pyet per gjeresine,banoret e tij ecin neper territorin dhe pallatet e tij 1000 vjet rruge.

**Nese pyet per kasollat dhe kubet e tyre,nje kolibe eshte e perbere prej diamantit me brendesi te hapur gjatesia e te cilit eshte 60 mila.**

**Nese pyet per lartesine e tij,shiko ne planetin e larget apo ne ate qe perendon ne horizont te cilin mezi qe e shohin syte.**

**Nese pyer per veshjet e tyre,jane prej mendafshit dhe arit.**

**Nese pyet mbi shtrojen,ajo eshte prej llojeve te cmuara,te renditura ne menyren me te mire.**

**Nese pyet per shtreterit,aty gjenden shtreter qe nuk kane carje e as nuk jane te demtuar.**

**Nese pyet per banoret e tij,fytyrat e tyre i ngjajne henes.**

**Nese pyet per moshen e tyre jane 33 vjec,me pamjen e Ademit,alejhis-selam - babait te njerezimit.**

Nese pyet se cfare degjojne,ata degjojne kenget e grave te tyre - hyrive nga hyrite e Xhennetit,e me shume se kjo eshte degjimi i zerave te melekeve dhe pejgambereve e me shume se kjo fjalimin e Zotit te te gjithe boteve.

Nese pyet per stolisjet,jane rradhe te arte dore,diamante te vendosura ne fustanet e zbukuruara.

Ti je e liruar nga shtatzenia,lindja,hajzi dhe nifasi.Je e pastruar nga qyrat,peshtyma,urina,nevoja dhe nga te gjitha felliqesirat tjera.

Nuk perfundon rinia jote dhe as nuk te grisen rrobat.

Nese pyet per driten qe te eshte dhuruar,ajo eshte dita e vizites tek i Dashuri,te i Buti,dita kur do ta shikosh Ate qe nuk i perngjan askush,do ta shikosh ashtu si e sheh diellin e drekes ose

henen ne naten e Bedrit,do ta shikosh ashtu si arriti ky transmetim nga me i besueshmi i te gjithe te besueshmeve.

Dhe,ve veshin thirresit i cili therret nga ndonje vend i afert :

O ju banore te Xhennetit,All-llahu i Madherishem ju therret qe ta vizitoni Ate,ejani te shkojme ne viziten e Tij.

Thone : Degjuam dhe kuptuam,o Zoti yne dhe shkojne ne vizite.Shohin se ( En-Nexhaib ) ishin pergatitur per ta,vendosen ne shpinat e tyre duke shpejtuar,e kur te mberrine tek Ai i cili iu kishte premtuar takim,urdheron qe t'u jepet atyre ulese nga drita,nga diamanti,ari dhe argjendi.I fundit prej tyre ulet ne ulesen me ere misku derisa te qetesohet me te ndeja e atehere qetesohen edhe te gjithe ulesit e tjere.Pastaj therret nje thirres :

O ju banore te Xhennetit,ju keni tek All-llahu i Madherishem nje premtim te cilin Ai don ta permbush.

Thone : C'eshte ai premtim? A nuk na i zbardhe fytyrat tona,na i largove mekatet,na fute ne xhennete,na largove nga

zjarri.E derisa ata gjenden ne kete gjendje,i mbulon nje drite qe e ndricon Xhennetin,e ngrisin koken dhe e shohin te Fortin,All-llahun e Madherishem i cili thote : O ju banore te Xhennetit : SELAMUN ALEJKUM.

Thone : O Zot,Ti je selam,prej Teje rrjedh selami,je i Madheruar o Pronar i dinjitetit dhe ndershmerise dhe paraqytet para tyre i Lartemadheruari.

Moter muslimane!

Kjo eshte shetitja jote ne kete bote,e cila perfundoi me perfundim te patjetersueshem dhe me shperblim te ndare,Xhennetin ose zjarrin.

A nuk erdhi koha te ndalesh pak e te njoftohesh me rrugen qe te shpie ne Xhennetet e larta?!

A nuk erdhi koha qe t'i degjosh keshillat me vlere te cilat te therrasin ne ate qe te ndihmon ne permiresimin e botes tende dhe ahiretit?

Te shoh se don te njoftohesh dhe te degjosh,por eja me mua ne rrugen qe shpie deri ne fund per fitore dhe shpetim.

KERKOJI MEKATET DHE GABIMET E TUA

Moter muslimane!

Qe te mundesh ta permiresosh shpirtin tend,patjeter duhet t'i njohesh gabimet dhe te metat e shpirtit.

Per kete arsye ne fillim te them :

Gjeja me e mrekullueshme ne kete bote eshte qe ti te ndjehesh se All-llahu i Madherishem eshte i kenaqur me ty dhe se e tere devotshmeria i takon Atij,por ti e ke harruar kete gje per shkak te mekateve te shumta,te veprave te pahijshme dhe per shkak te vrapimit pas epsheve te cilat shpejt do te ikin.

Me te vertete ke nevoje te ndalesh me vetveten,t'i pranosh mekatet te cilat gjenden te ti dhe te gjesh rrugen se si mund te perfundosh nga ato.

Pyete veten cdohere : ku dhe cilat jane mekatet e mia?!

A kam gabime?!

Njeriu gjithmone eshte pretendues.Kurr nuk sheh ne veten e tij pervecse puneve te mira.Ndonjehere e fajeson dike per gabimet te cilat i sheh tek ai,e te njejtat gabime gjenden tek ai.Ndonjehere e akuzon dike per ndonje veper dhe nevrikoset me te edhe pse fajtor eshte vete ai.Ndodhe edhe e kunderta,gezohet dhe te lavderohet per nje gje qe nuk gjendet tek ai.

E ti moter,qe te njoftohesh me turpet e tua duhet te ngritesh dhe te pastrosh veten tende,te gjurmosh te metat e tua te cilat jane fshehur ne brendi,t'i zbulosh semundjet e zemres,por qe te arrish deri ketu,duhet te punosh me sinqeritet dhe vetmohim.

Por ti ne te vertete ben sikur nuk i din keto turpe dhe iken qe te mos i zbulosh keto te meta nga frika se do te shohin njerezit,kurse nga Krijuesi i njerezve nuk frikesohesh edhe pse ti e dine se All-llahu i shikon punet e tua dhe i din fshehtesite e zemres tende.

Moter muslimane!

**Turpet e shpirtit jane te shumta : mendjemadhesia,zilia,hipokrizia,dashuria per fame,paraqitja e vetvetes,humbja e durimit,arroganca,dashuria ndaj botes dhe parave,renia e lehte ne mekate,shkuarja pas epsheve,shqetesimi i shpejte etj.**

**Kurse,disa turpe tjera shpirterore jane edhe me te renda te cilat e sjellin mallkimin e All-llahut te Madherishem mbi ty.Mallkimi i All-llahut do te thote dalja jote nga meshira e All-llahut,meshire e cila i ka perfshire te gjitha gjerat,e kjo do te thote largimi i sigurise,e kur te largohet siguria atehere iken dhe qetesia.Keshtu mbetesh ne frike,trishtim,ku e gjithe kjo eshte si rezultat i hidherimit te All-llahut te Madherishem.**

**Disa nga keto turpe jane : kamata,akuza ndaj besimtareve te cilat jane te pastra,vjedhja,largimi i gruas nga burri i saj etj.**

Pasi ta gjej turpin tend,atehere shiko ne ilacin e tij,sepse All-llahu nuk ka zbritur semundje e te mos kete zbritur barin e saj.

Kush eshte i semure nga mekatet,bari i tij eshte devotshmeria.

E kush eshte i semure nga semundja e gjumit,bari i tij eshte zgjimi.

E kush eshte i semure nga semundja e dashurise ndaj kesaj bote,bari i tij eshte dashuria ndaj ahiretit.

E kush ka semundjen e pertacise dhe indiferences,bari i tij eshte aktiviteti dhe perballimi.

E kush ka semundjen e humbjes se kohes,bari i tij eshte te kaluaret e kohes me pune te mira.

Pra ngritu oj moter muslimane gjeji mekatet e tua,puno ne sherimin e te metave tua duke i lene anash te metat e te tjereve.

Moter muslimane!

Nga vdekja nuk ka ikje,dera e qendrimit ne kete bote eshte mbyllur.

Sa trupa te medhenj ne varr jane bere copa copa.Sa mishera te forte jane shkaterruar.

Mjere per ate qe mekatet e saj nuk numerohen.

Mjere per ate qe erdhi te dyert e kthimit e u kthye mbrapa.

**O frike e tmerrshme kur te ofrohet minuti i fundit i jetes; fuqi e vogel kur te ofrohet vdekja dhe te merr me vete.**

**Do te jete hidherim i madh kur te mirret ne pyetje ai qe ka bere keq,cfare turpi per mekataret,cfare dhimbje per ata qe u larguan,cfare keqardhje per ata qe iu iken obligimeve,cfare keqardhje per kriminelet.**

**Si do te behet me veprat e tyre te keqija?!**

**Si do te reagojne deshmitaret e tij qe jane pjeset e trupit te tij?!**

**Per All-llahun e Madherishem rruget te jane humbur,te bejne hije ne fytyren tende fytyrat mashtruese,u bere e thare e ulur ne gjunje,nuk din cfare te thuash mbi ate qe gjendet ne liber,nuk din se cfare do te behet me ty.**

Per All-llahun,do t'i fryhet zjarrit ne fytyrat e krimineleve keshtu qe do te poshterohen pasi qe ishin te nderuar dhe nuk do te mund te flasin aspak.

Moter muslimane!

Veshtro ndeshkimet per shkak te mekateve,ruaju nga rezultatet e gabimeve tua,sepse ajo qe eshte mbjellur do te korret.

FRIKOHU NGA ALL-LLAHU I MADHERISHEM

Moter muslimane!

Grate muslimane te diteve tona,jane bere ashtu qe kur degjojne permendjen e varrit,vdekjes,Dites se Fundit,nuk mendojne,nuk deshperohen,nuk marrin mesim.Madje fjalet "Xhennet dhe Xhehennem" atyre as qe ua terheqin vemendjen dhe kjo,jo per gje tjeter pervecse largimit te frikes nga zemrat e tyre.Kjo bote eshte bere brenga me e madhe e tyre dhe pjesae diturise se tyre,u mashtruan me te,u gezuan pas saj dhe u shkaterruan,keshtu qe humben kete bote dhe boten tjeter e kjo,pa dyshim,eshte nje humbje e madhe.

Grate muslimane te se kaluares ishin te devotshme,me dituri dhe pune,te frikesuara nga All-llahu i Madherishem me frike te madhe aq sa iu pikonin lotet dhe kembet iu dhimbnin nga qendrimi i gjate ne namaz.E shfrytezuan rastin qe ne fund te fitojne bindshem.Nuk u mashtruan me kete bote e cila me oret e saj te shkurtera te dergon ne kohet e gjata te varrit,ne qendrimin para All-llahut te Madherishem,ne Diten e Gjykimit te zbathura dhe lakuriq.E dinin se cdo gje do te vjen,e edhe vdekja me sekretet e saj do te vjen,varri me gjendjen e tij,rizgjimi me pamjet e tij dhe Dita e Kijametit me pamjet e saj.Atehere cdo musliman do ta dije se ato qe kaluan,kaluan me frike nga All-llahu i Madherishem dhe se ato qe humben,humbin per shkak te largimit nga keto te verteta.U largohet perdja nga syte e tyre dhe shohin pemet e tyre

**te cilat jane ushqim i mekatareve,atehere kur All-llahu dota therrase cdo njeri nga ne :**

لَقَدْ كُنتَ فِي غَفْلَةٍ مِّنْ هَذَا فَكَشَفْنَا عَنكَ غِطَاءكَ فَبَصَرُكَ الْيَوْمَ حَدِيدٌ

**"Ti ishe ne nje huti nga kjo ( dite ) e ne ta hoqem perden tende dhe tash ti sheh shume mprehte". ( Kaf : 22 ).**

**Jezid Er-Rrakish duke qare i thote vetvetes :**

**Mjere per ty o Jezid,kush do te falet per ty pas vdekjes tende?!**

**Kush do te agjeroje per ty pas vdekjes?!**

**Kush do te mbetet i kenaqur ne ty pas vdekjes?!**

**O ju njerez,a nuk doni te qani per shpirtrat e tuaj ne kete jete te shkurter qe ju ka mbetur?!**

**Vdekja e kerkon ate,varri eshte shtepia e tij,dheu mbulesa e tij,krimbi shoqerues i tij e ai ne kete gjendje e pret ngritjen e madhe.A thua si do te jete gjendja e tij?**

**Moter muslimane!**

**Frika nga All-llahu eshte udherrefyesi me i mire per te derguar tek Ai,per t'u permiresuar zemra jote.**

**Degjo se c'thote Ubej ibn Ka'bi,All-llahu e meshirofte :**

Keni obligim te ecni rruges se Kur'anit dhe Sunnetit.Asnje rob qe eshte ne kete rruge,kur i permendet i Meshirshmi e i shpetojne lotet nga frika e All-llahut,nuk do ta preke zjarri kurre.

Asnje robi qe eshte ne kete rruge,kur i permendet All-llahu i Madherishem dhe i rrenqethet lekura e tij,nuk i mbetet mekat.I shkunden ato ashtu si i shkunde era gjethet e thata te nje peme.

Moter muslimane!

Nese edhe gjerat pa shpirt qajne nga frika e All-llahut,a nuk te therret kjo qe edhe ti te qash e te frikohesh nga All-llahu i Madherishem?!!

Ibn ebi Meliketu thote :

E pas Abdullah ibn Amrin duke qare,ishte ne namaz,pasi e kreu,shikova ne te dhe i thashe : pse po qane?

Ma ktheu : Po cuditesh se po qaje nga frika e All-llahut te Madherishem?! Kjo hene - beri me shenje ne te qane nga frika e All-llahut te Madherishem.Frika nga All-llahu i Madherishem ka shperblime dhe sevape te medha.

Mendohu pak ne fjalet e Kab el-Ahrabit,All-llahu i Madherishem e meshirofte kur thote :

Te qaje nga frika e All-llahut derisa te me pershkojne lotet neper faqet e mia,per mua eshte me se miri se sa te jap lemoshe prej ari sa pesha ime.Pasha Ate qe shpirti i Kabit eshte ne duart e Tij,asnje rob musliman qe qane nga frika e All-llahut te Madherishem nuk do ta preke zjarri kurre derisa te kthehet pika qe ka rene nga qielline vendin e saj,e ajo nuk do te kthehet kurre.

Frika nga All-llahu do te thote se zemra jote eshte e ndertuar me iman,e mbushur me Islam,e zbukuruar me devotshmeri.

**Vehib ibn El-Verdi ka thene :**

**Na ka ardhur lajmi se shembull mbi friken ndaj All-llahut te Madherishem eshte marre shembulli i njeriut,thuhet :**

**Me te vertete shembulli mbi friken ndaj All-llahut te Madherishem eshte sikurse shembulli i njeriuti cili gjendet ne shtepine e tij dhe nuk ndalet se punuari.Derisa ne te gjendet pronari i shtepise,shtepia ka formen e saj,e kur pronari iken dhe e leshon shtepine atehere ajo prishet dhe shkaterrohet.Keshtu eshte edhe kur frika e All-llahut te Madherishem gjendet ne trup.Nuk pushon se punuari derisa te gjendet ne te.E kur largohet frika e All-llahut nga njeriu,shkaterrohet sa qe kur kalon perskaj nje grupi njerezish thone : Sa i keq eshte filani.**

**E disa prej tyre thone : Cfare keni pare ne te?**

**Thone : Asgje por ja qe e urrejme!**

**Dhe kjo ndodhe sepse frika ndaj All-llahut e ka leshuar trupin e tij.**

**E kur kalon aty pari nje njeri qe e ka frike All-llahun thone :**

**Per All-llahun sa i mire eshte ky njeri!**

**Thone : Cfare keni pa ne te?**

**Thone :Asgje pervecse e duam ate!**

**Frika ndaj All-llahut ka shkaqe te shumta :**

**1. Frika e ardhjes se vdekjes befasisht ende pa u penduar;**

**2. Frika nga mangesia e kryerjes se obligimeve te All-llahut te cilat jane te shumta;**

**3. Frika nga largimi i rruges se drejte;**

**4. Frika nga mosnjohja e begative te All-llahut te Madherishem;**

**5. Frika prej largimit nga All-llahu per shkak te dhenies tende ndaj puneve tjera;**

**6. Frika e shpejtimit te ndeshkimit ne kete bote;**

**7. Frika nga turpi nga casti i vekjes;**

8. Frika qe mos te gjeje All-llahu ne shtratin e vdekjes te humbur nga rruga e Tij;

9. Frika qe te mos firmosesh ne fund me firmosje te keqe;

10. Frika nga mundimet dhe dhembjet e vdekjes;

11. Frika nga pyetjet e Munkirit dhe Nekirit;

12. Frika nga ngushtimi i varrit dhe ndeshkimit te tij;

13. Frika nga qendrimi i veshtire para duarve te All-llahut te Madherishem;

14. Frika per cdo pyetje te vogel apo te madhe,te mire apo te shemtuar;

15. Frika nga rruga e Siratit dhe mprehtesise se saj;

**16. Frika prej zjarrit,vlimit dhe gjendjes se tij te pergjithshme;**

**17. Frika nga ndalimi i hyrjes ne Xhennet,shtepise se te mirave dhe begatise se banoreve te saj;**

**18. Frika nga ndalimi i shikimit ne All-llahun e Madherishem.**

**Tash,a ke nevoje qe pas gjithe kesaj te vije ndokush dhe ta perkujtoje friken nga All-llahu dhe nevojen e saj?**

**Afrohu tash me mua te shohim se si ka qene gjendja e grave te gjenerates se paster,se si i jane frikesuar All-llahut me frike te madhe.**

Na flet Urvet ibn Zubejri,radijall-llahu anhu,mbi nje ndodhi qe e ka pare vete :

Pasi qe haja dreke filloja viziten time nga shtepia e Aishes,radijall-llahu anha - qe ishte tezja e tij dhe ne duart e saj u be muslimane - dhe e pershendetja ate.Nje dite shkova dhe e gjeta ate ne kembe duke u falur.

Ishte duke lexuar :

فَمَنَّ اللَّهُ عَلَيْنَا وَوَقَانَا عَذَابَ السَّمُومِ

"E All-llahu na dhuroi te mira dhe na ruajti prej denimit te eres ( flakes ) se nxehte te zjarrit". ( Et Tur : 27 ).

Lutej,qante,perseriste fjalet e une qendrova prapa saj derisa u merzita prej qendrimit,keshtu qe shkova ne treg per nevojat e mia.Pasi u ktheva,e gjeta ate ne kembe ashtu sic e lash duke lexuar dhe duke u lutur.

**Shiko oj moter ne friken e saj!!**

**A nuk nxit qetesia dhe frika e saj zemren tende qe te vjen turp per shkak te mangesise se ibadetit tend?**

**A nuk te therret kjo qe te ndihesh e zene ngushte per shkake te pakujdesise sate ndaj obligimit te All-llahut?**

**A nuk te therret gjendja e nenes sate dhe nenes se gjithe besimtareve dhe besimtareve ne miresine e devotshmerise per All-llahun e Madherishem?**

**Shiko se cfare frike kishte ajo edhe pse ishte gruaja e te Derguarit,Muhammedit,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,ne kete dhe ne boten tjeter!!!**

Ndalu dhe gjyko,shiko gjendjen e saj duke lexuar Kur'an.Do te gjeshe gjurme ne ate qe e thote ajo,do te gjeshe kuptim ne ate qe e perseriste ajo.Ajo e perseriste nje ajet per nje kohe qe nuk eshte aspak e shkurter.

Veshtro tash ne gjendjen e nje te frikesuare tjeter nga All-llahu i Madherishem,Axhredetu El-Amije,All-llahu e meshirofte.

Rixha bin Muslim El-Abdij thote :

El-Amije bente shume namaz nate,derisa vinte mengjesi.E kur afrohej mengjesi thoshte me ze te hidherueshem : O All-llahu im,per te arritur te Ti,roberit prene rrugen e nates,me sigurim ne erresire,mundohen per te arritur ne meshiren Tende dhe miresine e fjales Tende.Pra me Ty o Zoti im jo me tjeter,te pyes qe te me besh nga grupi qe mundohen per te Ti,te me ngritesh ne shkallen e atyre qe jane afer teje,te me bashkangjitesh me roberit e Tu te mire,Ti je me Bujari prej te gjitheve dhe me i Meshirshmi prej te meshirshmeve dhe me i Larti prej te gjithe te larteve,o i Nderuar.Pastaj binte ne sexhde dhe nuk pushonte se qari duke u lutur.

Ah sikur ta dish moj moter muslimane friken e Umejete bint ebi El-Muvera?

Na transmeton Rijah El-Abda nga Umeja El-Musilije - All-llahu e Meshirofte - e cila ishte nga ato qe frikesoheshin dhe kur permendej zjarri thoshte :

Hyren ne zjarr,hengren nga zjarri,jetuan ne zjarr dhe vaji i saj zgjaste edhe me teper.

Behej sikurse kokrra kur perzhitet.

Kur i permendej zjarri qante dhe te bente qe te qashe,e asnjehere nuk kam pare ndonje me frike me te madhe se ajo dhe as me lote,me shume se ajo.

Moter muslimane!

Merr mesim nga e devotshmja Umeje qe te frikesohesh nga zjarri,sepse ajo eshte keshille per ate qe deshiron keshillen,e mjafton permendja e zjarrit si keshille.

Ndalu tash ne gjendjen e te frikesuares nga All-llahu - Buredete El-Sarimije.Ajo,All-llahu e meshirofte,ishte nga grate e devotshme qe jetonin ne Bursa te Irakut.Qante shume nga frika e All-llahut aq sa kishte frike se do t'i verbohet njeri sy nga vaji.Keshtu qe disa nga familja e saj i thane : Oj Burede,edhe ndaj syryt tend ke obligime dhe pergjegjesi.Tha,All-llahu e meshirofte:

Po te jem nga banoret e Xhennetit,All-llahu do te ma zevendesoje me nje sy me te mire se ky,e po te jem nga banoret tjere,atehere All-llahu do te ma largoj nga zjarri.

Zgjohej dhe bente namaz nate,ulej dhe e madheronte All-llahun,qante mbi mekatet.Keshtu vazhdoi derisa e mori vdekja -duke adhuruar All-llahun dhe e larguar nga mekatet.

Kurse ceshtja e Atiketu El-Mahzumijes eshte interesante dhe jo e zakonshme.Ishte nga te devotshmet e beduineve.Jetonte me fisin Benu Mahzum.Njihej me adhurimin e madh te saj ndaj All-llahut te Madherishem.Ishte vajtuese e madhe mbi mekatet qe mund ta kene goditur ne mosnjohjen e All-llahut te Madherishem,keshtu qe u qortua per shkak te vajit te tepert te saj.

Tha : "Ai qe eshte i frikesuar me zjarr nuk ben ti thahet loti perderisa nuk sigurohet nga zjarri".

Moter muslimane!

**Shiko se cfare ndeshkime sjellin mekatet,kenaqesia kalon shume shpejte,te mbetet turpi,ke kujdes nga mekatet sepse jane kerkese shume e shemtuar dhe veprim i pa arsyeshem i atij qe i pelqen ato.**

**Pendimi i vertete eshte furnizim i yti per ne boten tjeter.**

**Moter muslimane!**

**Pendimi nga mekatet duke u kthyer te Mbuluesi i tyre dhe Njohesi i sekreteve,eshte obligim qe duhet te kryhet menjehere dhe te mos largohesh nga ai pendim.**

**Me te vertete pendimi i sinqerte eshte rruge e kalimtareve te cilat jane nisur tek All-llahu i Madherishem,furnizim i besimtareve ne boten tjeter dhe kapital i fitimtareve ne kete dhe ne boten tjeter.Ai qe do te shpetoje ne Diten e Kijametit,ne diten e humbjes dhe pendimit,nuk do te shpetoje ndryshe pervecse me pendim te sinqerte.Per t' penduar me shpirt te plote kerkohet prej teje kembengulje dhe vendim per sinqeritet ndaj All-llahut te**

**Madherishem,kryerje te obligimeve qe Ai kerkon dhe largim nga cdo gje qe e ndalon.**

**Ndalu pak ne ajetet e ndershme te cilet te therrasin ne pendim :**

**قُلْ يَا عِبَادِيَ الَّذِينَ أَسْرَفُوا عَلَى أَنفُسِهِمْ لَا تَقْنَطُوا مِن رَّحْمَةِ اللَّهِ إِنَّ اللَّهَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا إِنَّهُ هُوَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ**

**"Thuaj : "O roberit e Mi,te cilet e keni ngarkuar me shume gabime veten tuaj,mos e humbni shpresen ndaj meshires se All-llahut,sepse vertete,All-llahu i fale te gjitha mekatet,Ai eshte qe shume fale dhe eshte meshirues!" ( Ez-Zumer : 53 ).**

**Degjo,motra ime muslimane,All-llahun e Madherishem qe t'i hap dyert e pranimit dhe thote :**

**وَهُوَ الَّذِي يَقْبَلُ التَّوْبَةَ عَنْ عِبَادِهِ وَيَعْفُو عَنِ السَّيِّئَاتِ وَيَعْلَمُ مَا تَفْعَلُونَ**

"Ai eshte qe pranon pendimin e roberve te vet dhe shlyen te keqijat dhe e di cka punoni". ( Esh Shura : 25 ).

Pendimi nga mekatet,te medha jane apo te vogla,eshte tradite e punemireve dhe moto e besimtareve.

Ka ardhur shpallja e qarte per nxitje ne kete ceshtje te mrekullueshme keshtu qe All-llahu i Madherishem tha :

... وَتُوبُوا إِلَى اللَّهِ جَمِيعًا أَيُّهَا الْمُؤْمِنُونَ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ

... "Pendohuni te gjithe te All-llahu,o besimtare,ne menyre qe te gjeni shpetim". ( En Nur : 31 ).

Drita e pendimit shkelqen ne fjalet e Muhammedit,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,kur thote :

"O ju njerez,pendohuni te All-llahu dhe kerkoni meshire.Me te vertete une pendohem tek Ai 100 here ne dite". ( Hadith i vertete,shenuan : Muslimi,Ahmedi,Ebu Davudi,Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe ).

Mendo mire,oj moter muslimane,ky eshte Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,i mbrojtur nga mekatet,te cilit iu falen gabimet e kaluara dhe ato te vonshme,megjithate,kerkon meshiren nga All-llahu i Madherishem dhe pendohet tek Ai 100 here ne dite.

E ti sa here pendohesh?

Sikur te ishe penduar vetem 10 here ne dite dhe t'u permbahesh atyre!!

Moter muslimane!

E drejta e All-llahut eshte edhe me e madhe nga ajo qe ti ngrihesh dhe i kryen gjitha obligimet.

Si mendon te arrish ne kenaqesine e te Meshirshmit dhe Xhennetet e Tij?!

Degjo fjalet e tabi'init te ndershem Tarik ibn Habibit,All-llahu e Meshirofte :

Te drejtat e All-llahut jane me te medha se sa te ngritesh e ti kryesh ato,fillo mengjesin dhe mbremjen me pendim.

Paramendo se te gjitha shpresat dhe deshirat te jane plotesuar,ke arritur cdo gje qe don,por ne nje moment,te humbi cdo gje qe kishe ne duar.Patjeter se do te qash,do te lengosh nga kjo e papritur,do te vije keq mbi ato qe i humbe.

Si mendon per jeten tende?!!

Jeta eshte pamje shpirterore,nuk krahasohet me asnje gje materiale,kurse kjo jete ne te vertete eshte shprehje mbi shpirtrat,shpirtra qe dalin njeri pas tjetrit dhe nuk kthehen kurre.Ky shpirt eshte kapitali yt i kesaj bote.Mund te blesh me to cfare te deshirosh nga begatite e Xhennetit.

Pasi i din te gjitha keto,si mundesh t'i kalosh keto vite pa u penduar sinqerisht.

Kur ti paraqitet meleku i vdekjes robit,shihet keqardhja dhe pendimi i tij.Deshiron qe sikur bota te ishte ne duart e tij e te kthehet dhe te flijohet per All-llahun,por nuk mundet.

**All-llahu i Madherishem e thote te verteten kur na lajmeron :**

وَأَنفِقُوا مِن مَّا رَزَقْنَاكُم مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِيَ أَحَدَكُمُ الْمَوْتُ فَيَقُولَ رَبِّ لَوْلَا أَخَّرْتَنِي إِلَى أَجَلٍ قَرِيبٍ فَأَصَّدَّقَ وَأَكُن مِّنَ الصَّالِحِينَ

وَلَن يُؤَخِّرَ اللَّهُ نَفْسًا إِذَا جَاء أَجَلُهَا وَاللَّهُ خَبِيرٌ بِمَا تَعْمَلُونَ

**"Dhe jepni nga ajo qe Ne u kemi dhene juve,para se ndonjerit prej jush t'i vije vdekja,e atehere te thote; O Zoti im,perse nuk me shtyre edhe pak afatin ( e vdekjes ),qe te jepja lemoshe e te behesha prej te mireve! Po,All-llahu kurrsesi aske nuk e shtyne per me vone,kur atij t'i vije afati i vet.All-llahu hollesisht eshte i njohur me ate qe ju punoni". ( El Munafikun : 10-11 ).**

**Keqardhje do te jete per ty nese te vjen vdekja,e ti ende nuk je penduar,mjere per ty nese je thirrur qe te besh teube dhe ti nuk je pergjigjur.**

Si do t'ia besh nese thirresh per largim nga kjo bote e nuk je gati?!!

Moter muslimane!

Muhammedi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,i tha Aishes,radijall-llahu anha : "Nese heton se ke bere ndonje mekat,kerko meshire nga All-llahu dhe pendohu tek Ai se me te vertete nese robi e pranon gabimin e tij pastaj pendohet tek All-llahu,All-llahu do ta fale ate". ( Hadith i vertete,shenuan Buhariu,Muslimi dhe Ahmedi ).

Per Aishen,radijall-llahu anha,besnikja e vajza e besnikut,u thane fjale te keqija.Te keqinjte i folen keto fjale.Erdhi tek ajo Muhammedi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,dhe i tha asaj ate keshille,kurse shpallja ende nuk kishte zbritur mbi arsyetimin e Aishes,radijall-llahu anha,dhe shfajesimin e saj per ate qe thuhej.

I thote asaj Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem : "Nese heton se ke bere ndonje mekat ( d.m.th.nese ke bere ndonje veper te keqe dhe kjo veper nuk eshte e zakonshme dhe ky eshte kuptimi thelbesor i fjales el-lemem ). Kerko meshire nga All-llahu dhe pendohu tek Ai",d.m.th.,kthehu dhe afrohu tek All-llahu i Madherishem.

Moter muslimane!

Pendimi nuk eshte fjale qe vetem thuhet apo shprehje qe vetem perseritet me ane te gjuhes,por ajo plotesohet ne menyra te ndryshme :

- te ndjehesh e penduar per gabimin qe e ke punuar apo mekatin qe ka ndodhur nga ti.

Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,thote : "Keqardhja eshte pendim".( Hadith i vertete,e shenuan Ahmedi,Ibn Maxhe dhe Hakimi ).

**- te largohesh nga ai mekat per te cilin u pendove dhe te largohesh nga rruget te cilat shpiejne ne te,do te thote ta crrenjosish ate.**

**- vendosmeri e vertete qe te mos kthehesh ne te kurre.**

**- te fillosh punet e mira te cilat do te jene anulim i puneve te keqija.**

**- te largohesh nga pergjegjesia ndaj njerezve duke ua kthyer atyre hakun.Nese ke pergojuar motren tende apo i ke marrur asaj dicka qe nuk duhej ta kishe bere,ktheja asaj ate dhe kerko nga ajo qe ta beje hallall nese nuk ke mundesi qe t'ia kthesh.**

**Moter besimtare!**

Dije se kur te kthehesh tek All-llahu me pendim te sinqerte,All-llahu e pranon pendimin tend dhe t'i fshine te gjitha mekatet e tua.Analizo shembujt e meposhtem,shembujt e atyre qe kerkuan perndim te sinqerte tek All-llahu i Madherishem e qe fituan ne kete dhe ne boten tjeter.

1. Vrasesi i 100 vetave

Transmetohet nga Ebi Said El-Hudri,radijall-llahu anhu,se i Derguari i All-llahut ka thene : "Ishte nje njeri,ne mesin e atyre qe ishin para jush,qe i kishte mbytur 99 veta.Pyeti per njeriun me te devotshem prej banoreve te tokes.E keshilluan qe te shkoje te nje murg.

Shkoi dhe i tha : Kam mbytur 99 shpirtra,a ka pendim per mua?

Tha : Jo!

E mbyti edhe ate dhe e plotesoi 100-shin.Pastaj pyeti prap per me te diturin ne toke.E udhezuan qe te shkoje te nje dijetar.

Shkoi dhe i tha : Kam mbytur 100 shpirtra,a ka falje per mua?

Tha : Po,kush mundet te nderhyje mes teje dhe pendimit.

E udhezoi qe te shkoje ne nje vend ku kishte njerez qe e adhuronin All-llahun e Madherishem qe edhe ky ta adhuroje All-llahun me ata.Po ashtu e keshilloi qe te mos kthehet ne token e tij sepse aty kishte njerez te keqij.U nis per ne ate toke.Ne gjysme te rruges i erdhi vdekja dhe u zune meleket e meshires dhe ato te ndeshkimit se cilat do ta marrin.

Meleket e meshires thane : Ka ardhur i penduar,i drejtuar me zemer per tek All-llahu.

Kurse te tjerat thane : Ky njeri kurre nuk ka punuar mire.

**Erdhi aty nje melek tjeter me pamje te njeriut qe te gjykoje mes tyre dhe tha :**

**Mbajeni distancen mesdy vendeve,me afer ciles do te jete,i takon asaj.Keshtu qe e mbaten dhe e gjeten se ishte me afer vendit,per tek i cili ishte nisur,keshtu qe e moren meleket e meshires". ( Hadith i vertete,e shenuan : Buhariu dhe Muslimi ).**

**E ne nje transmetim tjeter :**

**"All-llahu urdheroi dy tokat qe te largohen.Ishte me afer vendit te te mireve per nje pellembe dhe u be nga banoret e saj". ( Hadith i vertete,e shenuan : Buhariu dhe Muslimi ).**

**Mendo oj moter muslimane,me kete mekat te madh dhe me kete krim te shemtuar e meshiroi ate me i Meshirshmi i te gjithe te meshirshmeve,e beri ate nga te lumturit sepse keqardhja e tij ishte e sinqerte dhe sinqeriteti ne pendim ishte i vertete.Pra,per y cfare mbetet tjeter pervecse te jete pendimi yt i sinqerte,per All-llahun,ashtu qe Ai te te meshiroje.**

## 2. Pendimi i gruas zinaqare

Transmetohet nga Imran bin Husejni,radijall-llahu anhu,se Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,i kishte ardhur nje grua nga fisi Xhehijne qe kishte mbetur shtatzene nga zinaja.Iu drejtua Muhammedit,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,dhe i tha :

O i Derrguar i All-llahut me ndeshko se e kam tejkaluar kufirin.

Muhammedi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,e thirri pergjegjesin e saj dhe i tha :

Sillu mire me kete grua dhe kur te lirohet nga barra eja me te tek une.Pergjegjesi e kreu urdhrin dhe Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,urdheroi qe te zbatohet ndeshkimi.Pasi qe u ekzekutua,ia fali namazin e xhenazes.

Omeri,radijall-llahu anhu,i habitur i tha : Ia fale namazin asaj qe ka bere zina?

Kurse Muhammedi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,iu pergjigj :

"Eshte penduar me nje pendim qe po te krahasohet me pendimin e 70 vetave nga banoret e qytetit do t'i mundte ata.A mos ke gjetur pendim me te mire se ai qe sakrifikon jeten e tij per hir te All-llahut te Madherishem?" ( Hadith i vertete,e shenuan : Muslimi,Ahmedi dhe Tirmidhiu ).

A po e sheh oj moter muslimane cfare do te thote pendim i sinqerte,e ben njeriun ne gjendje gatishmerie te plote qe te pastrohet nga mekatet dhe gjynahet.Pendimi oj moter besimtare eshte nder ibadetet me te dashura tek All-llahu,ka vend shume te larte,vend qe ibadetet tjera nuk e kane.Ne te gjene perulesi,thjeshtesi,degjueshmeri ndaj All-llahut te Madherishem,kurse nder dobite me te mrekullueshme te cilat kthehen te muslimanja pas pendimit te sinqerte jane zevendesimi i puneve te keqija me te mirat.

**Degjoi fjalet e All-llahut te Madherishem :**

**إِلَّا مَن تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ عَمَلًا صَالِحًا فَأُوْلَئِكَ يُبَدِّلُ اللَّهُ سَيِّئَاتِهِمْ حَسَنَاتٍ وَكَانَ اللَّهُ غَفُورًا رَّحِيمًا**

**"Pervec atij qe eshte penduar dhe ka bere veper te mire,te tilleve All-llahu te keqijat ua shnderron ne te mira,All-llahu eshte meshirues ndaj Ai fale shume". ( El Furkan : 70 ).**

**Ky ajet eshte nder ajetet me sihariques per te penduarat.Tabi'iu i ndershem Said bin El-Musejibi,All-llahu e meshirofte,thote :**

**Ai eshte zevendesimi i veprave te keqija me te mirat ne Diten e Kijametit,keshtu qe iu jep atyre ne vend te cdo te keqe nje te mire.**

**Moter muslimane!**

Te shumta jane ato qe nuk kthehen te All-llahu me pendim te sinqerte pervecse pas kalimit te viteve te shumta dhe kur i afrohesh nje muslimanes e cila nuk falet apo nuk agjeron ose zbukurohet ne fytyren e saj,arsyetohet se ende eshte e re dhe se vitet jane para saj.Ajo nuk zgjohet qe te mendoje se ndoshta nuk do te mund te mberrije ne qellimet te cilat shperson,koha per t'u penduar eshte derisa nuk arrine vdekja ne fyt.

Shiko ne kete shembull : pendimi ne shendet te mire dhe jete i perngjan lemoshes se dhene ne shendet dhe shprese per qendrim ne kete bote.Kurse pendimi kur te afrohet vdekja i perngjan lemoshes ne prag te vdekjes.Sikurse ai qe nuk pendohet pervecse kur semuret,i harxhohet fuqia ne argetimine vet dhe ne shijimin e kesaj bote,i ka humbur shendeti dhe derisa eshte merzitur prej kesaj bote,pendohet.

Si mund te krahasohet ky pendim me pendimin e asaj qe eshte penduar ne kohen e krenarise rinore,atehere kur ka mundur te beje te gjitha mekatet,por frika nga All-llahu dhe lakmia ndaj shperblimeve qe do t'i marre,e kane ndaluar nga kjo gje.

**Degjo oj moter muslimane mbi disa se cfare thane ne agoni te vdekjes :**

**- njeri nga ata e gervishte fytyren dhe tha : o i mjeri une qe kam lene mangut respektimin ndaj All-llahut;**

**- tjetri tha duke qare : eshte tallur me mua bota derisa me iken ditet;**

**- kurse i treti,duke i dalur shpirti nga fyti,tha : mjere per ju o vellezerit e mi,mos t'ju mashtroje rinia e juaj dhe mos t'ju mashtroje kjo bote ashtu si me mashtroi mua.**

**All-llahu flet te verteten kur thote :**

**وَأَنِيبُوا إِلَى رَبِّكُمْ وَأَسْلِمُوا لَهُ مِن قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ الْعَذَابُ ثُمَّ لَا تُنصَرُونَ**

**وَاتَّبِعُوا أَحْسَنَ مَا أُنزِلَ إِلَيْكُم مِّن رَّبِّكُم مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ العَذَابُ بَغْتَةً وَأَنتُمْ لَا تَشْعُرُونَ**

أَن تَقُولَ نَفْسٌ يَا حَسْرَتَى علَى مَا فَرَّطتُ فِي جَنبِ اللَّهِ وَإِن كُنتُ لَمِنَ السَّاخِرِينَ

أَوْ تَقُولَ لَوْ أَنَّ اللَّهَ هَدَانِي لَكُنتُ مِنَ الْمُتَّقِينَ

أَوْ تَقُولَ حِينَ تَرَى الْعَذَابَ لَوْ أَنَّ لِي كَرَّةً فَأَكُونَ مِنَ الْمُحْسِنِينَ

**"Dhe,kthehuni te Zoti juaj dhe peruljuni Atij para se t'u vije denimi,se pastaj nuk do te kete kush t'ju ndihmoje.**

**Dhe permbajuni asaj me te mires qe u eshte shpallur nga Zoti juaj,para se t'ju vije denimi befas e ju te mos dini.**

**Dhe te mos thote ndokush : "O i mjeri une qe kam lene mangu respektimin ndaj All-llahut dhe qe kam qene prej atyre qe talleshin!"**

**Ose te mos thote : "Ah,sikur te me kishte udhezuar All-llahu ( ne rruge te drejte ) e te kisha qene prej atyre qe jane te ruajtur!"**

Apo,kur ta shohe denimin te thote : "Sikur te isha kthyer edhe nje here e te isha bere prej atyre bamiresve!" ( Ez Zumer : 54-58 ).

GJERAT QE TE NXISIN PER PENDIM

Moter muslimane!

Nder ceshtjet me te rendesishme qe ta lehtesojne pendimin dhe kthimin te All-llahu,eshte njohja e fuqise se pakufishme te All-llahut te Madherishem.Ta njohesh fuqine e Tij dhe mos te harrosh se nese Ai don,do ta leshoje mbi ty denimin.

**Degjoi fjalet e Zotit tend kur thote :**

مَّا لَكُمْ لَا تَرْجُونَ لِلَّهِ وَقَارًا

وَقَدْ خَلَقَكُمْ أَطْوَارًا

**"C'eshte me ju qe All-llahut nuk i shprehni madherine qe e meriton?**

**Kur Ai ju krijoi ne disa etapa". ( Nuh : 13-14 ).**

**Do te thote cfare keni qe nuk e merrni parasysh madheshtine dhe fuqine e All-llahut te Madherishem.Njeri nga te paret tane te ndershem Bilal ibn Seadi,All-llahu e meshirofte,thoshte :**

**mos thuaj se nuk ka dert,mekati qenka i vogel ... por shiko se kujt ia theve urdhrin!!**

E kur te perkujtohet madheshtia e All-llahut te Madherishem,do te ngritesh menjehere per ne pendim,gje e cila eshte vertetuar me prova.

Moter besimtare!

A nuk po e perkujton vdekjen?!!

A e harrove varrin?!!

Me te vertete,kur ta perkujtosh vdekjen dhe trysnite qe gjenden ne te,kur ta perkujtosh varrin,trishtimin,ndeshkimin dhe vetmine e tij,patjeter do te ndodhe ne ty ndryshim qe nuk ka qene me pare.

Degjoi fjalet e All-llahut te Madherishem :

كُلُّ نَفْسٍ ذَآئِقَةُ الْمَوْتِ وَإِنَّمَا تُوَفَّوْنَ أُجُورَكُمْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ فَمَن زُحْزِحَ ...

"Secili njeri do ta shijoje vdekjen,e shperblimet e tua u plotesohen Diten e Kijametit"... ( Ali Imran : 185 ).

Kur ta perkujtosh vdekjen dhe shpejtesine e bartjes tende nga jeta e saj ne jeten tjeter,do ta gjeshe se nder punet e para,per te cilat do te mendosh,eshte pendimi tek All-llahu i Madherishem.

Moter muslimane!

Per All-llahun,kur e din se sa te vendosesh ne varr,varri te therret :

**- O biri i Ademit,mjere per ty cfare te ka gjetur ne mua!!**

**- A nuk e din se une jam shtepia e krimbit?!**

**- A nuk e din se une jam shtepia e vetmise?!**

**- A nuk e din se une jam shtepia e erresires?!**

**- Kete sot kam pergatitur per ty,e ti cfare ke pergatitur per mua?!**

**Atehere,a gjene para teje gje tjeter pervecse pendimit te sinqerte te All-llahu i Madherishem?!**

**Moter muslimane!**

Nga gjerat tjera qe te ndihmojne ne pendim eshte edhe njohja se shpetimi ne kete bote dhe ne boten tjeter eshte puna per Ahiretin,sepse kjo bote eshte kalimtare qe nuk zgjate pervecse nje ore dhe do te kthehesh te Zoti yt ashtu sic thote All-llahu i Madherishem :

يَا أَيُّهَا الْإِنسَانُ إِنَّكَ كَادِحٌ إِلَى رَبِّكَ كَدْحًا فَمُلَاقِيهِ

"O ti njeri,vertete ti perpiqesh me nje perpjekje te madhe qe con te Zoti yt,e ate ( perpjekje ) do ta gjesh". ( El Inshikak : 6 ).

E po ashtu thote :

يَا أَيُّهَا النَّاسُ إِنَّ وَعْدَ اللَّهِ حَقٌّ فَلَا تَغُرَّنَّكُمُ الْحَيَاةُ الدُّنْيَا وَلَا يَغُرَّنَّكُم بِاللَّهِ الْغَرُورُ

"O ju njerez s'ka dyshim se premtimi i All-llahut eshte i vertete,pra te mos u mashtroje juve jeta e kesaj bote dhe te mos

u mashtroje juve ndaj All-llahut ai i mashtruari ( shejtani )".( Fatir : 5 ).

Kurse Pejgamberi,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,thote :

"Asgje nuk eshte kjo bote ndaj ahiretit pervecse sikur te vendos njeri nga ju gishtine vet ne deti dhe te shikoje se cfare ka nxjerrur nga ai".

Degjoji fjalet e sahabiut te larte Ibn Abbasit,radijall-llahu anhu,kur thote :

"Ne Diten e Kijametit ofrohet kjo bote ne pamje te plakut,me floke te thinjura,te kalterta,me pamje te prishur dhe del para krijesave.U thuhet atyre : Kjo eshte bota per te cilen ziheshit,per te cilen i keputnit lidhjet farefisnore,per te cilen inatoseshit dhe mashtroheshit.Dhe me ne fund hudhen ne zjarr.Mepastaj bota thote : O Zot,ku jane ata qe me ndiqnin dhe ku jane pjesetaret e mi.U thuhet : Ia bashkangjitni botes ndjekesit dhe pjesetaret e saj".

**Moter muslimane!**

**Prej ceshtjeve te cilat duhet te te shtyejne ne pendim,eshte ajo se shpejtimi i ndeshkimit ne kete bote eshte i mundshem dhe cdo gje qe te godet ne kete bote eshte rezultat i mekateve tua.**

**All-llahu i Madherishem thote :**

**... مِن قَبْلِهِمْ وَمَا ظَلَمَهُمُ اللّهُ وَلـكِن كَانُواْ أَنفُسَهُمْ يَظْلِمُونَ**

**"... All-llahu nuk u beri padrejtesi atyre,por ata ishin qe vetvetes i bene padrejtesi". ( En Nahl : 33 ).**

**Moter besimtare,degjoji fjalet e tabi'init Muhammed ibn Sirinit se c'thote :**

**"Para 20 viteve e akuzova nje njeri per humbje dhe i thash atij : O i humbur,keshtu qe All-llahu i Madherishem tash me sprovoi me humbje".**

**Degjoji,oj moter muslimane,zerat e agonise se atyre qe ndaheshin nga kjo bote,ku njeri e gervishte fytyren dhe thoshte : O i mjeri une qe kam lene mangut adhurimin ndaj All-llahut;**

**Tjetri thoshte duke qare : U tall me mua bota derisa me kaluan ditet;**

**I treri,duke iu nderprere frymemarrja per shkak te daljes se shpirtit thote : Mjere per ju o vellezer nese ju mashtron rinia dhe ju mashtron kjo bote ashhtu sic me mashtroi mua.**

**All-llahu e thote te verteten kur lajmeron :**

وَأَنِيبُوا إِلَى رَبِّكُمْ وَأَسْلِمُوا لَهُ مِن قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ الْعَذَابُ ثُمَّ لَا تُنصَرُونَ

وَاتَّبِعُوا أَحْسَنَ مَا أُنزِلَ إِلَيْكُم مِّن رَّبِّكُم مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ العَذَابُ بَغْتَةً وَأَنتُمْ لَا تَشْعُرُونَ

أَن تَقُولَ نَفْسٌ يَا حَسْرَتَى علَى مَا فَرَّطتُ فِي جَنبِ اللَّهِ وَإِن كُنتُ لَمِنَ السَّاخِرِينَ

أَوْ تَقُولَ لَوْ أَنَّ اللَّهَ هَدَانِي لَكُنتُ مِنَ الْمُتَّقِينَ

أَوْ تَقُولَ حِينَ تَرَى الْعَذَابَ لَوْ أَنَّ لِي كَرَّةً فَأَكُونَ مِنَ الْمُحْسِنِينَ

**"Dhe,kthehuni te Zoti juaj dhe peruljuni Atij para se t'u vije denimi,se pastaj nuk do te kete kush t'ju ndihmoje.**

Dhe permbajuni asaj me te mires qe u eshte shpallur nga Zoti juaj,para se t'ju vije denimi befas e ju te mos dini.

Dhe te mos thote ndokush : "O i mjeri une qe kam lene mangu respektimin ndaj All-llahut dhe qe kam qene prej atyre qe talleshin!"

Ose te mos thote : "Ah,sikur te me kishte udhezuar All-llahu ( ne rruge te drejte ) e te kisha qene prej atyre qe jane te ruajtur!"

Apo,kur ta shohe denimin te thote : "Sikur te isha kthyer edhe nje here e te isha bere prej atyre bamiresve!" ( Ez Zumer : 54-58 ).

Moter muslimane!

Mund te thuash : A ben te pendohem per te gjitha mekatet pernjehere?

Po,oj moter muslimane,kjo kerkohet nga ti.Do te perfundonte gjithcka po te pendohesh pernjehere per te gjitha mekatet,te besh pendim te pergjithshem mbi mekatet te cilat i din apo nuk i din.Njeriu i harron shume mekate te cilat kalojne me kalimin e kohes keshtu qe pendimi i pergjithshem eshte O B L I G I M.

Mund te thote ndonjera nga muslimanet :

Me pengon te pendohem ajo se e dij qe do te kthehem prape ne mekate dhe nuk mundem te qendroj ne pendim?!!

Moter besimtare!

Keto fjale jane mashtrim i shejtanit,sepse ti nuk e din se kur do te vije vdekja,mundet qe vdekja te te gjeje ne pendim para se te kthehesh ne mekate.Kurse,sa i perket kthimit ne mekate,muslimanja duhet te kete vendosmeri te forte,besnikeri,qendrim ne pendim,e nese arrine te qendrosh ne kete pendim,atehere kjo eshte prej miresise se All-llahut dhe meshires se Tij.

E nese kthehesh ne mekat,pendimi i meparshem,insha'All-llah,eshte pranuar,je e pastruar nga ndytesia e gabimeve te meparshme,por megjithate,mekatet qe do t'i kryesh do te regjistrohen dhe do te japesh llogari per to.Per ty do te jete fitore e madhe pendimi.Assesi nuk ben qe te pengoje nga pendimi,frika se do te kthehesh prap ne mekate,sepse ai qe pendohet,pergjithmone ka dobi nga pendimi i vet.Keshtu qe nuk mbetet tjeter pervecse te zgjohesh nga gjumi i humbjes,te perpiqesh per pendim te vertete me shprese se do te perfundosh nga fajet dhe mekatet.

Moter muslimane!

All-llahu i Madherishem te therret ne pendim,t'i ka hapur dyert e pergjigjes,e me pastaj ta ka sqaruar rrugen dhe te ka udhezuar.Pse pra,nuk kthehesh ne meshiren e All-llahut te Madherishem,ne kopshtet e Xhennetit me lumenj te shumte dhe te jetosh me te devotshmit dhe te lumturit?!!

**Moter muslimane!**

**Gezim i madh do te jete per ato qe e lene te keqen e mekateve me pendim.Gezim per ato qe kthehen nga gabimet,para se te ikin ditet dhe te jete i pamundshem pendimi.**

**Kush nga rreziqet e kesaj bote ka shpetuar?**

**A ke pare ndonje te shendoshe qe nuk eshte semure kurre?!**

**Cila eshte jeta qe nuk perfundon me vdekje?**

**Cilat jane ato vite qe nuk ikin me ore?**

**Me te vertete bota eshte mashtruese e madhe,kurse kenaqesite nuk te dergojne askund pervecse ne humbje,ai qe kerkon t'i shtohet jeta,fundoset,ai qe gezohet me qetesine e tij ka per t'u**

zhgenjyer,ai qe gezohet shume do te shkaterrohet.Derisa kerkuesi ne te qeshet,bota e ben per te qare,mbreti peng i frikes se tij dhe i trishtimit,deshiroi qe edhe vetem nje ore t'i shtohet jetes se tij,e ai nuk mbetet tjeter pervecse rob ne varrin e tij dhe i humbur ne udhetimin e tij.Keshtu eshte me ate qe nuk mendon dhe e kunderta do te jete me ate qe e logjikon dhe frikesohet prej All-llahut te Madherishem.

Poeti thote keshtu :

Rruga jote ne kete bote eshte si e udhetarit

Udhetari duhet te kete pergatitje;

Patjeter njeriu te barte pergatitjet e sidomos kur grikesohet nga rreziku i madh;

Rruget e tua nuk jane te njejta gjithnje ne to ka ndryshime pas urave te veshtira.

**Hasan El-Basriu thote :**

**O bir i Ademit shite kete bote per ahiretin,do t'i fitosh te dyjat.Mos e ben te kunderten se do t'i humbesh te dyjat.Qendrimi yt ketu eshte i shkurter.Te tjeret shpejtojne e ju,c'presni?!**

**Llogaria sikur te ishte bere,por pritet i pari qe te bashkohet me te fundit.**

**O bir i Ademit permbaju fese tende,permbaju asaj,se nese feja jote eshte ne rregull do te jete ne rregull mishi dhe gjaku yt,e nese ndodhe e kunderta dhe nuk i permbahesh fese tende,atehere perfundimi do te jete zjarr i pashuar dhe ne te shpirti qe nuk vdes,do te dalesh para Zotit tend,peng i veprave tua do te jesh,keshtu qe merr cfare ke para duarve tua,e ne castin e vdekjes do te vije lajmi.**

**O bir i Ademit,largimi nga mekati eshte me i lehte se sa ripertrirja e pendimit.**

**O bir i Ademit,mos e lidh zemren tende me kete bote,sepse lidhja me te eshte lidhja me e keqe,keputi litaret e saj,mbylle deren e saj para teje,kjo gje do te jete vend i mjaftueshem per ty.**

**LARGOHU NGA KJO BOTE,KERKOJE AHIRETIN**

**Moter muslimane!**

**All-llahu i Madherishem ne Kur'anin e ndershem thote :**

**زُيِّنَ لِلنَّاسِ حُبُّ الشَّهَوَاتِ مِنَ النِّسَاء وَالْبَنِينَ وَالْقَنَاطِيرِ الْمُقَنطَرَةِ مِنَ الذَّهَبِ وَالْفِضَّةِ وَالْخَيْلِ الْمُسَوَّمَةِ وَالأَنْعَامِ وَالْحَرْثِ ذَلِكَ مَتَاعُ الْحَيَاةِالدُّنْيَا وَاللّهُ عِندَهُ حُسْنُ الْمَآبِ**

**قُلْ أَؤُنَبِّئُكُم بِخَيْرٍ مِّن ذَلِكُمْ لِلَّذِينَ اتَّقَوْا عِندَ رَبِّهِمْ جَنَّاتٌ تَجْرِي مِن تَحْتِهَا الأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا وَأَزْوَاجٌ مُّطَهَّرَةٌ وَرِضْوَانٌ مِّنَ اللّهِ وَاللّهُ بَصِيرٌبِالْعِبَادِ**

**"Njerezve u eshte zbukuruar dashuria ndaj te kendshmeve,ndaj grave,ndaj djemve e ndaj pasurise se grumbulluar nga ari e argjendi,ndaj kuajve te stolisur,begatise e bujqesise.Keto jane kenaqesi te kesaj bote,po tek All-llahu eshte e ardhmja me e mire.**

**Thuaj : "A t'ju kumtoj per dic shume me te mire se ato ( kenaqesite e dunjase )? Per ata qe jane ruajtur,ata kane tek Zotii tyre xhennete neper te cilat rrjedhin lumenj dhe aty do te jene pergjithmone,kane edhe bashkeshorte te pastra,e gezojne edhe kenaqesine e All-llahut.All-llahu eshte i kujdesshem per roberit". ( Ali Imran : 14-15 ).**

Keto fjale te Kur'anit te mesojne gjera hyjnore : te mos shkosh pas epsheve,mos te vraposh pas gjerave kalimtare,te besh gara ne pune te mira dhe ne vepra te mira.Mos harro se nese ti vrapon pas kesaj bote dhe e harron tjetren All-llaahu do ta jape kete,por ne boten tjeter nuk do te kesh asgje.

Degjoji fjalet e All-llahut te Madherishem kur thote :

"Kush eshte qe e ka per qellim vetem kete bote,Ne atij qe duam i japim ne te aq sa duam,e pastaj atij i bejme te hyje ne Xhehennem i nencmuar,i perbuzur.

E kush e ka per qellim boten tjeter,duke qene ai besimtar,perpiqet per te ashtu si i takon asaj,angazhimi i tyre do te jete i pranishem ( te Zoti ).

Ne secilit dhe seciles,i japim nga te mirat e Zotit tend dhe dhenia e Zotit tend nuk eshte e kufizuar". ( El Isra : 18-20 ).

Moter muslimane!

Largimi nga kjo bote do te thote te mos kerkosh nga askush,qofte ai burri apo babai,sepse nje gje te tille,me shume veshtiresi do ta sillnin apo,nuk do te mund ta sillnin.

Largimi yt nga kjo bote do te thote te mos jeshe nga ato te cilat vrapojne pas gjerave kota dhe jeteshkurter dhe nga ato qe nuk kane nevoje.

Shiko si nena e muslimaneve Aisheja,radijall-llahu anha,ishte indiferente ndaj kesaj bote dhe kerkuese e ahiretit :

Hakimi ne "Mustedrek" dhe Ebu Naimi ne "El-Hilje" dhe disa tjere neper librat e tyre transmetojne kete transmetim me gjurme te thella : "Muavije ebu Sufjani,radijall-llahu anhu,dergoi 80.000 derhem tek Aisheja,radijall-llahu anha - e cila ishte ne agjerim,me rroba te vjetra.E mori kete mall dhe ua shperndau te varferve dhe nevojtareve e nuk i mbeti asgje.Sherbetorja e saj i tha : Oj nena

e besimtareve,a nuk pate mundesi ta lesh se paku nje derhem qe te blejme me te mish dhe te hame ushqim?

I tha :Oj bija ime po te me kishe perkujtuar me heret,do te kisha vepruar keshtu".

Ndalu dhe mendo oj moter muslimane!

si eshte e mundur kjo,kur ajo ishte ne agjerim ne nevoje shume te madhe te ushqimit,te harroje veten qofte edhe per nje derhem?

Jo per tjeterke,vetem se per te varferit,nevojtaret.Vetem se per shkak te deshires se saj qe ta fuse gezimin ne shpirtrat e tyre,qe te kerkoje shperblimin e All-llahut dhe te kerkoje meshiren e Tij.

Per All-llahun kjo veper nuk behet as per ta ngritur unin e as per dashurine e vetvetes,te cilat sot shumica e muslimaneve i

bejne.Kjo veper behet vetem per shkak te indiferences ndaj kesaj bote,d.m.th.,te mendosh per tjeterke me shume se per vetveten.

Moter muslimane!

Jep nga malli yt i tepert,nga rrobat e tua dhe nga ushqimi.Jepju lemoshe muslimaneve te mira dhe te devotsheme.

Eja qe t'i permiresosh lidhjet e tua me All-llahun,lidhje te cilat kjo bote i keputi dhe i shkaterroi.

BEHU E KENAQUR ME ALL-LLAHUN E MADHERISHEM

**Moter muslimane!**

**Kenaqja e All-llahut te Madherishem eshte qellimi i te gjithe qellimeve te besimtarit dhe besimtares,eshte amaneti me i madh i roberve te Tij.**

**Por,cila eshte rruga per te arritur deri te ky qellim i madh?**

**Xhennetet e All-llahut te Madherishem i meriton robi besimtar,i cili eshte i kenaqur me te gjitha percaktimet e All-llahut te Madherishem.**

**Gjendja e grupit te te kenaqurve me All-llahun eshte se ata ne kete bote,pranojne cdo gje qe All-llahu i Madherishem ka percaktuar dhe kenaqen me ahiretin,me ate qe Zoti iu afroi atyre.**

**Dije,oj moter muslimane,se kurre nuk ke qene me nevojtare se sot qe te jeshe e kenaqur me All-llahun e Madherishem dhe Ai te jete i kenaqur me ty.**

**Muslimanet e te sotmes,luajne me caktimet e All-llahut,diten dhe naten,haptas dhe fshehtas.**

**Njera thote : sikur te mos ndodhte ajo qe ndodhi.**

**Tjetra thote : pse u sprovova,bija e filanit u shendosh,tjetra po kenaqet?**

**E katerta,e pesta,e gjashta ...**

**A nuk degjoni se c'thote Omeri,radijall-llahu anhu :**

"Aspak nuk me brengose ajo se si jam zgjuar dhe si kam rene,ne gezime apo hidherime,nese jam zgjuar dhe kam rene musliman".

Muslimanet,sot,e harruan se cfare do te thote te jeshe e kenaqur me Kadane dhe Kaderin e All-llahut te Madherishem.Nga ky shkak,humbi edhe besimi se cdo gje vjen nga All-llahu i Madherishem.Qe te mberrish ne kenaqjen nga All-llahu i Madherishem,patjeter duhet qe ne zemren tende All-llahu te jete me i dashur se cdokush tjeter,dashuria jote per All-llahun gjithmone te jete me e madhe se dashurite tjera,dashuria e Tij te fitoj mbi te gjitha dashurite tjera,madje dashuria ndaj tjeterkujt te jete si rezultat i dashurise se All-llahut te Madherishem.

Moter muslimane!

Patjeter ne jeten tende do te ndeshesh me te papritura,te cilat te godasin ty,burrin,femijet,prinderit apo te tjeret nga te afermit e tu.Ketu shihet kenaqesia jote me All-llahun e Madherishem,ketu shihet besimi yt ne All-llahun e Madherishem,sepse Ai e zbriti kete gje qe te te sprovoje ne besimin dhe ne durimin tend e me pastaj te fitosh shperblim dhe lavderim shume te madh nga Krijuesi i

qiejve dhe tokes.Dhe po ashtu,ky eshte sprovim ne ate se mundesh te mos jesh e kenaqur me caktimin e All-llahut te Madherishem.

All-llahu e ben kete sprove per roberit dhe robereshat e Tij,jo per tjeter vetemse qe ta permiresoje gjendjen e tyre dhe tua lehtesoje atyre zbathjen e fletushkave ne te ardhmen.

Degjoje kete hadith qe na e transmeton Um El-Ala',e cila thote : "Me vizitoi i Derguari i All-llahut,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,kur isha e semure dhe me tha : "Oj Um El-Ala',merr myzhde se All-llahu i Madherishem me anen e semundjeve,muslimaneve ua largon mekatet dhe i pastron ata,ashtu sic e pastron zjarri arin dhe argjendin". ( Hadith i vertete,e shenoi Ebu Davudi ).

Po ta dish se cfare shperblime ka pergatitur All-llahu i Madherishem per durimin ndaj sprovave,do te kishe duruar ne keto sprova.Per ate edhe ka qene gruaja e pare e drejte,e devotshme,ka qene ajo qe eshte kenaqur me Kadane dhe Kaderin e All-llahut te

Madherishem dhe mos harro se hajri eshte ne te e sherri ne te kunderten.

Shumicen e muslimaneve i sheh se si gezohen me gezim te madh kur i godet ndonje percaktim i mire dhe e kunderta,kur shohin nje gje se ka ndodhur ndryshe nga ajo qe ato prisnin apo mendonin,menjehere i kape pesimizmi dhe thyhen shume shpejt e kjo per shkak te imanit te dobet te tyre dhe besimit te vogel ne All-llahun e Fuqishem.

Pse nuk behesh nga te kenaqurat me All-llahun e Madherishem ne te mira dhe ne fatkeqesi,falenderuese ne Kada dhe Kader.

Veshtroi keto fjale te :

Ebu Hurejra,radijall-llahu anhu,thoshte : "Nga bukurite e imanit eshte edhe dorezimi i plote All-llahut te Madheruar dhe Fuqiplote".Do te thote ne Kadene,Kaderin dhe po ashtu ne ligjet e Tij.

**Abdullah ibn Mes'udi thoshte :**

**"Te shijoj gacen e zjarrit e cila djeg cfare djeg dhe le cfare le,per mua eshte me mire se te them per nje gje qe eshte kryer.Ah sikur mos te kishte ndodhe apo per nje pune qe nuk ka ndodhur te them ah sikur te kishte ndodhur".**

**Omer ibn Abdulazizi thoshte :**

**"Gezimi nuk mbetet pervecse ne vedet e Kaderit ( percaktimit ).**

**I thuhej atij : Per cfare te ka marre malli?**

**Thoshte : Per ate qe All-llahu e ka percaktuar".**

All-llahu ia solli vahjin Davudit,alejhis-selam,dhe i tha : "O Davud,me te vertete nuk do te me takosh me pune qe jane me te pranuara tek Une dhe me larguese te mekateve tua se sa kenaqja jote mbi caktimin Tim dhe nuk do te me takosh me pune qe eshte me e madhe prej mekateve tua dhe me e forte per hidherimin Tim se sa kryelartesia.Keshtu qe ruaju nga kryelartesia,oDavud.

O Davud,ti don dhe Une dua dhe nuk do te jete ndryshe pervecse ashtu sic Une dua.Nese dorezohesh per ate qe Une e dua,do ta plotesoj ate qe don ti,e nese jo,do te lodhi ne perpjekjen qe do ta besh per ate qe ti e don dhe ne fund nuk do te jete ndryshe vecse ashtu si dua Une".

Moter muslimane!

Gruaja e kohes se te pareve tane arriti kulminacionin e kenaqesise ndaj Kadase dhe Kaderit.Ishte ajo qe bente durim ne

veshtiresi,nuk tregonte mbi ate qe e godiste e as qe qahej te askush per ate qe i ndodhte.

Kurse sot,gruan gjithmone e gjejme ne ankesa.I ankohet njera tjetres ne Kadane dhe Kaderin e All-llahut.E kjo eshte si rezultat i mungeses se imanit te plote ne zemrat e tyre dhe mosnjohja e madheshtise se All-llahut te Madherishem.

Fadl ibn Ijadi degjoi njehere nje njeri duke u ankuar per fatkeqesine qe e kishte goditur dhe i tha atij :

"Cfare eshte kjo,ankohesh kunder Atij qe te meshiron tek ai qe nuk te meshiron dhe qe eshte i krijuar?!!"

E disa nga pjesetaret e gjenerates se pare thonin :

"Kush ankohet nga fatkeqesia qe i ka zbritur,eshte sikurse kur ankohet kunder Krijuesit te tij".

Ankesa ne fjale,nuk kuptohet me te,p.sh.permendja e semundjes tende te mjeku i cili te sheron.Kjo eshte prej shkaqeve te cilat All-llahu i Madherishem i ka lejuar dhe ia ka sqaruar robit te vet.Kjo ankese,per te cilen jemi duke folur,eshte ajo qe ka per qellim mjerimin,vajtimin tek ai qe nuk ka mundesi ta largoj dhe as ta sheroj sproven me te cilen eshte goditur ai.P.sh.,ulet gruaja me shoqen apo fqinjen e saj dhe fillon t'i tregoje mbi fatkeqesine qe e ka goditur dhe se ajo eshte e pafajshme ....

Por,cfare mundet te te bej ajo ty?!!

Moter muslimane!

Degjo se c'thote Ibn Abdurabehu El-Endelusi :

"Me lajmeroi nje shok dhe tha : Me degjoi Sherihu duke u ankuar per nje gje qe i kishte ndodhur nje shokut tone,me kapi per dore dhe me tha : O djal i vellait tim,ruaju ankeses qe i behet tjeterkujt pervec All-llahut,sepse as ai nuk eshte i zhveshur nga sprovat dhe problemet,pa marre parasysh a eshte shok apo armik.Nese eshte shok i mire atehere do ta merzitesh ate dhe nuk ka se cfare te beje,e nese eshte armik do te gezohet ne ty.Shiko ne keta dy sy,dhe beri me shenje ne syte e tij,vall-llahi ka 15 vjet nuk kam shikuar asnje njeri e as shok dhe per kete nuk i jam ankuar akujt.

A nuk i ke degjuar fjalet e robit te mire :

... إِنَّمَا أَشْكُو بَثِّي وَحُزْنِي إِلَى اللّهِ ...

"Une hidherimin tim dhe pikellimin tim ia parashtroj All-llahut ...". ( Jusuf : 86 ).

Pra,ankesen tende,hidherimin dhe fatkeqesine qe te godet dergoje te Pergjegjesi me bujar dhe me i afert.

Mahmud El-Veraku,All-llahu e meshirofte,thote :

Nese te iken ajo qe e ke shpresuar,hidherohesh! E cfare kerkon nga hidherimi?

Te gjitha gjerat te All-llahu derezoji,se nuk behet tjeter pervec asaj qe e krijoi.

Ngutu,oj moter muslimane,behu e lumtur ne Kadane dhe Kaderin e All-llahut dhe vendosi keto ajete para syve te tu,e nese e punon kete,do te jeshe nga te gezuarat ne kete bote dhe ne ahiret.

All-llahu i Madherishem thote :

وَإِن يَمْسَسْكَ اللّهُ بِضُرٍّ فَلاَ كَاشِفَ لَهُ إِلاَّ هُوَ وَإِن يُرِدْكَ بِخَيْرٍ فَلاَ رَآدَّ لِفَضْلِهِ يُصَيبُ بِهِ ... مَن

"Nese All-llahu te provon me ndonje te keqe,ate s'mund ta largoje kush pos Tij,po nese deshiron te jape ndonje te mire,s'ka kush qe mund ta pengoje dhuntine e Tij ... ". ( Junus : 107 ).

Po ashtu All-llahu i Madherishem thote :

مَا يَفْتَحِ اللَّهُ لِلنَّاسِ مِن رَّحْمَةٍ فَلَا مُمْسِكَ لَهَا وَمَا يُمْسِكْ فَلَا مُرْسِلَ لَهُ مِن بَعْدِهِ وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ

"Ate qe All-llahu ua dheron njerezve nga meshira e Tij,nuk ka kush qe mund ta pengoje,e ate qe Ai e ndale,nuk ka kush qe mund ta liroje pos Tij; Ai eshte ngadhenjyesi,i gjithedijshmi". (Fatir : 2 ).

Poeti thote :

U kenaqa me pjesen qe All-llahu mua ma ndau.

E dorezova ceshtjen te Krijuesi im.

All-llahu u soll mire ne ate qe kaloi.

Dhe do te sillet mire,nese don,ne ate qe ka mbetur.

Eja pra,permiresoje imanin tend me fjalen LA ILAHE IL - LALL - LLAH,ben durim ne sprova dhe le te jete kenaqesia gjendja jote ne cdo percaktim.

Ke kujdes qe te mos thuash per nje pune qe All-llahu e percakton,ah sikur te mos ishte.

E suksesi dhe e verteta nuk vie nga askush pervecse nga All-llahu i Madherishem.

## PERMBYLLJE

Moter muslimane!

Arritem ne faqen e fundit te ketij libri dhe nuk gjej tjeter keshille me te mire se sa te them qe rrugen e jetes tende ta besh si rrugen e grave te gjenerates se pare te ndershme.Me " grate e selefeve" do te thote grate e sahabeve te ndershem dhe tabi'ineve te paster.E cdo grua e cila jeton ne besimin,fikhun dhe personalitetin e gjenerates se te mireve do te jete fitimtare ne kete dhe ne boten tjeter.

Keshtu qe,gruaja e cila ecen rruges se grave te kesaj gjenerate,do te jete e siguruar ne besimin e saj sepse ajo nuk beson pervec asaj cfare ka besuar i Derguari,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem,dhe shoket e tij,radijall-llahu anhum.

Nese gruaja punon sipas udhezimit te grave te kesaj gjenerate,do te jete e sigurte ne jeten e saj,sepse ajo nuk punon vecse me argument Kur'anor apo argument prej Sunnetit.

Nese kjo grua zgjedh personalitetin e ketyre grave,do te jete e sigurte ne karakterin e saj sepse ajo ka zgjedhur ato qe All-llahu u dhuroi kenaqesi dhe pranime puneve te tyre.Keshtu qe,me anen e kesaj metode - "rruga e grave te gjenerates se ndershme" - arrine gruaja muslimane ne kuptimin e devotshmerise per All-llahun e Madherishem.

Me anen e kesaj metode ajo njoftohet mbi te drejten e saj ndaj burrit te vet dhe te drejten e tij ndaj saj,ndaj femijeve te vet dhe te gjitha te drejtat tjera ndaj njerezve ne pergjithesi.

Me anen e kesaj metode,ajo mund te ngritet qe t'i kryej obligimet ndaj All-llahut,te largohet nga te ndaluarat,te falenderoje naten dhe diten me shprese qe All-llahu te mbetet i kenaqur me te.

Ketu ajo mundet ta shohe se si Islami e nderoi gruan si nene,bashkeshorte,pjesemarrese ne perparim dhe gjyshe.Ajo do ta mesoje : fjalen e vertete,turpin,friken,respektin,karakterin,besimin,durimin dhe shumecka tjeter.Ajo do te afrohet shume me shume afer Zotit te vet dhe do te shtoje punen e saj per diten e takimit.

Dhe ne fund ...

E lus All-llahun e Madherishem qe ta bej kete pune vetemse per hir te Tij,t'i bej dobi me kete te gjitha muslimaneve,te mi fale mua gabimet,ta regjistroje kete pune ne mesin e puneve te mira dhe te me beje dobi me kete pune,atehere kur nuk bene dobi paraja e as femijet pervecse ai qe i vjen All-llahut me zemer te mire.

Ebu Merjem Fet'hies-Sijid Ibrahim

Tanta,Egjipt

14 Sefer 1412 H / 24 Gusht 1991 M.